


# Antologji e Veprimtarisë së Pakursyer në Dobi të Punës Patriotike të Federatës Panshqiptare të Amerikës

# “V A T R A”

***Nga Mal Berisha, (Anëtar Nderi)***

**Një përmbledhje veprimtarish të ndërmarra në nderim të kontributit dhe traditës shekullore, të VATRËS në shërbim të kombit shqiptar.**




## PARATHËNIE

**Prej më shumë se një shekull, Federata Pan-Shqiptare e Amerikës "Vatra" ka qëndruar si një shtyllë e pathyeshme e atdhetarisë shqiptare në diasporë. Ajo nuk ka qenë vetëm një strukturë organizative, por një element I qënësishëm I ndërgjegjes kombëtare që i dha zë Shqipërisë në kohët më të vështira, duke mbajtur të gjallë frymën e lirisë, besimit dhe bashkimit kombëtar.**

**Në shenjë mirënjohjeje të thellë për këtë trashëgimi të paçmuar, kam ndërmarrë një zinxhir veprimtarish kulturore dhe historike, të organizuara në Shtetet e Bashkuara, për të përkujtuar, dokumentuar dhe nderuar kontributin shekullor të "Vatranëve".**

**Këto veprimtari – promovime librash, konferenca shkencore, takime me komunitetin dhe organizata amerikano-hebraike – nuk janë thjesht homazhe ndaj "Vatrës", por një mision për ta lidhur të kaluarën me të ardhmen, për t'u dhënë brezave të rinj një shembull frymëzues të përkushtimit ndaj kombit dhe idealit kombëtar shqiptar.**

**Këto veprimtari, të gjitha pa përjashtim, janë realizuar pa mbështetjen financiare të askujt, përveç fëmijëve të mi.**

**Ato përbëjnë një nga pasuritë më të mëdha të jetës sime dhe janë një dëshmi e përkushtimit tim ndaj kujtesës historike, trashëgimisë kulturore dhe frymës së bashkimit mbarëkombëtar që "Vatra" ka mishëruar ndër vite.**

**Ndoshta ishte pikërisht ky përkushtim që bëri që Kryetari i atëhershëm i "Vatrës", Ing. Agim Karagjozi – i ndjerë sot – dhe nënkryetari i saj, z. Agim Rexhaj, sot President i Përhershëm Nderi i "Vatrës", të më nderonin me titullin "Anëtar i Përhershëm i Vatrës".**

**Kjo parathënie është një ftesë për të njohur veprimtarinë e kryer dhe për të ftuar brezat e rinj që të ndjekin udhën e dashurisë, respektit, përkushtimit dhe punës së palodhur për atdheun tonë, i cili ka nevojë për kontributin tonë dhe të "Vatrës", ashtu si atëherë kur ajo u themelua në vitin 1912.**

**Mal Berisha**



**Mal Berisha**

**Anëtar Nderi I Federatës Pan – Shqiptare të Amerikës VATRA**

# HOMAZH PËR AGIM KARAGJOZIN
# ISH-KRYETAR I FEDERATËS PAN-SHQIPTARE TË AMERIKËS "VATRA"
# ATDHETAR I SHQUAR DHE FRYMËZIM I PASHUAR PËR SHQIPTARËT E AMERIKËS



***Agim Karagjozi mbetet një nga figurat më emblematike të diasporës shqiptare në Shtetet e Bashkuara të Amerikës. Me urtësinë, përkushtimin dhe dashurinë e tij për kombin, ai drejtoi "Vatërën" me dinjitet, duke e mbajtur të gjallë idealin e bashkimit kombëtar dhe të identitetit shqiptar në mërgatë. Vepra dhe kujtimi i tij janë një burim frymëzimi për brezat që vijnë.***

***"Egoist nuk është vetëm ai shqiptar që i vendos interesat e shqiptarisë mbi ato të vetat." A.Karagjozi.***

Në mesin e vitit 1999 pas shërbimit që kisha mbyllur si Konsull i Përgjithshëm i Republikës së Shqipërisë në Vilajetin e Stambollit u vendosa

për një farë kohe në Shtetet e Bashkuara të Amerikës, praktikisht në shtetin e New Jersy - t. Puna e mëparëshme më kishte dhënë mundësinë që të njihesha me shumë prej figurave më të rëndësishme të bashkësisë shqiptaro – amerikane. Ndër ta veçoja Dr. Elez Biberaj, Hon. Joe DioGuardi, Presidenti i Ligës Shqiptaro Amerikane dhe këshilltaren për çështjet Ballkanike zonjën Shirley Cloyes, gazetarin e njohur Vehbi Bajrami, nacionalistët Musli Mulosmani, artistët Fadil Berisha, gazetarin Beqir Sina etj. Nuk vonova shumë dhe një ditë shkova tek selia e Federatës Pan - Shqiptare Vatra në Bronx, New York. Atë ditë takova për herë të parë zotëri Agim Karagjozin për të cilin kisha dëgjuar shumë.

Kryetari i Vatrës, Ingj. Agim Karagjozi ishte një burrë i shtruar. Kur e takova unë ai ishte shtatëdhjetë e dy vjeç. Ai kishte gjashtë vjet qëkurse ishte zgjedhur kryetar i organizatës më të vjetër, më me emër dhe më me ndikim në historinë e Shqipërisë. Ai kishte kaluar një jetë plot me ngjarje, si çdo emigrant ose njeri që kishte qenë kundër rregjimit komunist. Ajo që e shquante atë ishte fakti që asnjëherë nuk pushoi së punuari për çështjen kombëtare shqiptare. Ai kishte kryer shkollën fillore në qytetin e lindjes në Gjirokastër. Më pas ai shkoi në Vlorë ku kreu klasin e pestë. Në vitet 1938 – 1944 studioi në liceun e Korçës, gjimnazin e Gjirokastrës dhe atë Tiranës. Në verën e vitit 1944 ai u mobilizua të luftonte kundër forcave të Mihajloviçit në Qafën e Morinës me batalionin “Besnik Çano” Po atë vit ai largohet nga Shqipëria dhe në vitet 1948 deri në vitin 1955 studion në “Robert Kolegjin” e famshëm të Stambollit ku u diplomua si inxhinjer elektrik.

Agim Karagjozi ishte u brumosur me shpirtin e identitetit kombëtar të Mithat Frashërit dhe të shqiptarisë. Ajo që e frymëzoi atë gjatë tërë jetës ishte deviza:

*“Pa Kosovë nuk ka Shqipëri dhe pa Shqipëri nuk ka Kosovë”.*

Kjo e bëri atë një luftëtar të paepur për mbrojtjen e të drejtave të shqiptarëve kudo që ndodheshin, në Kosovë, Maqedoni, Presheve, Mal të Zi dhe Çamëri. Ai i zhvilloi këto cilësi që kur u bë anëtar i rinisë balliste shqiptare.

Historia mëse njëqind vjeçare e Vatrës dhe njëqint e dhjetë vjeçare e DIELLI – t nuk kuptohen dot pa emrin e Agim Karagjozit, të pakten jo për përiudhën

që nga viti 1960 e deri në vitin 2018. Pra një periudhë 58 vjeçare. Nga një vatran i thjeshtë në vitin 1960, ai u bë zevendës kryetar në vitin 1965, kohe kur Vatrën e drejtonte patrioti i madh shqiptar i Amerikës, Anthony Athanas. Ai themeloi Fondin e Përhershëm të Vatrës dhe kontribuoi edhe vetë për ndërtimin e Shtëpisë së Vatrës në Bronx në vitin 1997, aty ku gjëndet sot. Një ndër ëndërrat e tij të cilën e ndoqi deri në realizimin e saj ishte ta shihte komunizmin të rrëzuar në Shqipëri dhe Kosovën të çliruar. Një ndër gjërat që ai e thoshte përherë në jetën e tij ishte:

"*Mos u dorëzo, as mos u frikso, as mos e lësho vendin tënd!*"

Ishte periudha fill pas rënjes së komunizmit që e bindi atë të bëhej shtetas amerikan pasi tanimë ëndrra e tij për një Shqipëri të lirë e demokratike ishte plotësuar. Kjo u pasua edhe me zgjedhjen e tij si Kryetar i Vatrës dhe vatranëve në vitin 1992. Veprimtaria e tij patriotike ka aq shumë pika ndalese. Ndër to është sjellja me iniciativën e tij e eshtrave të mbetura në mërgim të patriotit të madh, diplomatit të shquar, themeluesit dhe drejtuesit të parë të Vatrës, Faik Konicës, në vitin, 1995. Cermeonia u shoqërua me një një pritje madhështore që u organizua nga qeveria shqiptare e asaj kohe. Ai udhëtim u pasua nga një tjetër i vatranëve të drejtuar nga kryetari tyre, tashmë me një trajtë të një figure historike si Agim Karagjozi, në veriun e Shqipërisë. Ata iu afruan kufirit me Kosovën, në Tropojë, ku kishin ardhur për të inkurajuar djemtë e vajzat shqiptare që luftonin për çlirimin e Kosovës. Aty sollën ndihma mjekësore dhe financiare. Media amerikane i bëri jehonë këtij udhëtimi. Ai ishte mik i afërt me Presidentët Rugova dhe Berisha. Historike do të mbetet takimi i tij dhe shqipataro - amerikanëve të tjerë me Presidentin Klinton në Zyrën Ovale. Presidenti Amerikan i inkurajoi shqiptarët e Amerikës nëpërmjet Vatrës që të punonin fort me çdo mjet e vëçanërisht në media për të mbajtur lart opinion e brendshëm amerikan në mbështetje të luftës në Kosovë. Ishte pikërisht ajo periudhë kur edhe autori i këtij shkrimi u angazhua me çdo mjet për të ndihmuar në mbajtjen lart të asaj fryme. Ishin 11 emisione televizive, në formën e debateve të transmetuara drejpërsëdrejti nga kanali amerikan CN8 me serbo – amerikanë në anën tjetër të tavolinës dhe dhjetra e qindra njerëz që ndërhynin me telefonatat e tyre në atë emission të quajtur "It's your Call". Çdo natë pas emisionit, të cilin i ndjeri e

ndiqte me aq vemëndje, telefonatën e parë e merrja pikërisht prej tij dhe prej tij dëgjoja ato fjalë inkurajuese për të vazhduar më tej.

Megjithëse mosha po bënte të veten, ai nuk pushoi së vepruari në të mirë të kombit. Në vitin 2005 ai drejtoi shqiptarët që të dëgjonin Presidentin George W. Bush tek e inicionte pranimin e Shqipërisë si antare e NATO – s. Në vitin 2010, ai e ndjeu se fuqitë po i shterroheshin dhe vendosi t'i lëshonte vendin si kryetar i Vatrës një patrioti dhe nacionalisti tjetër, Dr Gjon Bucaj i cili që prej shumë vitesh gjëndej përherë në krah të tij bashkë me aktivistin e shquar dhe nënkryetar i Vatrës, z Agim Rexha. Të dy Agimët patën fatin dhe nderin të bënin histori në atë periudhë të rëndësishme të jetës së Vatrës. Por Vatra nuk mund ta lëshonte lehtë emrin e atij që i bëri aq nder për aq shumë vite andaj e zgjodhi atë President Nderi. Të gjithë vatranët e mbajnë mend mirë porosinë e Agim Karagjozit kur thoshte:

*"Egoist nuk është vetëm ai shqiptar që i vendos interesat e shqiptarisë mbi ato të vetat."*

Takimet e mia me Agim Karagjozin kanë qenë ndër momentet me të bukura dhe më frymëzuese që kam patur ndonjëherë kur jam takuar me ndonjë shqiptar. Ai fliste butë, embël dhe ngadalë por asnjëherë nuk i binte një fjalë në tokë. Shqetësimi dhe përkushtimi i tij për të ardhmen e shqiptarisë i tejkalonte shumë herë shqetësimet e tij familjare, ato ekonomike apo të moshës së thyer. Ai besonte tek e ardhmja e shqiptarëve. Kthimet e herepasherëshme në New York nga misionet e mia sa nga Prishitna, sa nga Tirana sa nga Londra ku unë shërbeja, kishin përherë në plan takimin me Kryetarin e Vatrës, Agim Karagjozi. Në mbledhjet në seli apo tryezat e darkave ai gjëndej përherë i rrethuar nga vëllezër që kanë bërë bashkë me të edhe historinë më të re të Vatrës si z. Agim Rexha, Dr Gjon Bucaj, Idriz Lamaj, Zef Balaj Zef Pernocaj e sa e sa të tjerë. Ata ishin vatranët të cilët jetën e tyre në Amerikë nuk e kishin konsideruar si një privilegj për vete por edhe si një detyrim ndaj çështjes tonë kombëtare.

Takimi i fundit me Agim Karagjozin ishte me datën 6 Janar të vitit 2018, vetëm tre muaj para se ai të ndërronte jetë. Vatra organizoi promovimin e librit tim kushtuar Ambasadorit Herman Bernstein ne selinë e saj. Ishte një ditë tmerrësisht e ftohte, minus 14 gradë Celcius pas një bore të madhe që kishte

pushtuar New Yorkun. Shumë vatranë ishin mbledhur atë ditë dimri. Papandehur ia behu Kryetari i nderit, z. Agim Karagjozi me të birin Zydiun që e mbante për krahu. Ai ecte me hapa të shkurtër krejt si një fëmijë që sapo ngrihet në këmbë për herë të parë. E mbante kokën lart dhe e përshkoi sallën mes për mes dhe erdhi e më ra në krahë. E folura i pengohej por më tha me zë të ulët: “Nuk rrija dot pa ardhur në këtë promovim që i vlen kaq shumë Vatrës dhe shqiptarëve. Jam i lumtur që po shihemi përsëri, sepse ditët e mia janë shkurtuar.”

Prania e tij i dha asaj ditë një dimension të madh. Përpara nesh ishte vetë historia gjysëm shekullore e Vatrës e përsonifikuar në aq shumë përpjekje, dështime dhe më në fund edhe suksese për çështjen shqiptare. Ai ishte një symbol, statujë, që fliste vetë pa patur nevojë të thoshte asgjë. Kur çdo gjë mbaroi, biseduam edhe për disa minuta, u përqafuam dhe u ndamë me lotë në sy. Në fakt edhe ai edhe unë ndjemë se nuk do të shiheshim më. Dhe kështu ndodhi.

Në më pak se tre muaj, më 1 Prill 2018, ai ndërroi jetë në moshën 92 vjeçare, duke lënë pas një familje të mrkullueshme ku spikat djali i madh, aktivisti i shquar i Vatrës, Zydiu.

Agim Karagjozi ishte një pasardhës i denjë i Faik Konicës dhe i Peshkopit Noli. Me vdekjen e tij patriotizmi i vërtetë shqiptar humbi një emër të madh, një aktivist të shquar, një dashamirës të paepur të atdheut, një model të mençurisë dhe mendjes shqiptare, një antikomunist pa kompromis.

Ai kurrë nuk pushoi së punuari për të mirën e vendit të tij të dashur, Shqipërisë dhe e kaloi pjesën kryesore të jetës në përpjekje për të forcuar marrëdhëniet shqiptaro - amerikane. Nëse do të përpiloja një listë të shqiptarëve që kam pasur nderin t’i takohj gjatë gjithë jetës time, një nga emrat më të respektuar do të ishte emri i Agim Karagjozit.

Askush nuk to të jetojë përgjithmonë. Por në fund të fundit shkon i lumtur ai që lën pas një emër dhe një trashëgimi si ai i Agim Karagjozit të cilin do ta konsideroja si mentorin e patriotizmës shqiptare, ndërsa Federatën Pan Shqiptare – VATRA një qeveri në mërgim.

Mal Berisha  New York, Vatra

# NJË MIQËSI NË SHËRBIM TË ÇËSHTJES KOMBËTARE SHQIPTARE ME PRESIDENTIN E NDERIT TË FEDERATËS PANSHQIPTARE TË AMERIKËS, VATRA, Z. AGIM REXHAJ



**Mal Berisha**

Në udhëtimin tim shumëvjeçar në shërbim të çështjes shqiptare, një ndër vlerat më të

mëdha që më është dhuruar ka qenë miqësia ime e sinqertë dhe e qëndrueshme me z. Agim Rexhaj, veprimtar i shquar i çështjes kombëtare dhe një nga figurat më të respektuara të Federatës Panshqiptare të Amerikës “Vatra”, ku ai militoi që prej vitit 1983, kur ende ishte djalosh i ri, i frymëzuar nga ideali për lirinë dhe bashkimin kombëtar. Sot, ai është President Nderi i “Vatrës”, një titull që përfaqëson jo vetëm nd...

Kjo miqësi e jonë, e cila lindi dhe u rrit mbi vlera të përbashkëta patriotike, është mishërim i një bashkëpunimi të palodhur në shërbim të atdheut – Shqipërisë, Kosovës dhe trojeve shqiptare në tërësi. Së bashku, kemi organizuar dhjetëra aktivitete me karakter historik, kulturor dhe diplomatik, në Shtetet e Bashkuara, në Shqipëri dhe në hapësirat shqiptare, duke promovuar figurat më të ndritura të historisë sonë kombëtare dhe duke përçuar mesazhe bashkimi, dinjiteti e krenarie për çdo shqiptar.

Nga promovime librash e simpoziume për personalitete të shquara, deri tek veprimtari për ruajtjen e gjuhës, identitetit dhe traditave tona, angazhimi ynë ka pasur gjithnjë një qëllim të përbashkët: të ngremë zërin e shqiptarëve të Amerikës si një forcë kombëtare dhe ndërkombëtare në mbështetje të çështjes sonë kombëtare. Z. Agim Rexhaj ka qenë gjithmonë në ballë të këtyre nismave, me një përkushtim të rrallë, si njeri i urtësisë, vendosmërisë dhe atdhedashurisë.

Ai ka qenë një shtyllë në Vatrën historike, duke e udhëhequr shpesh edhe në kohë të vështira, me mençuri dhe maturi, por edhe me guxim për të thënë të vërtetën kurdoherë që është dashur. Bashkëpunimi ynë ka qenë jo vetëm institucional, por edhe njerëzor – i mbështetur në besim, respekt dhe në një vizion të përbashkët për të ardhmen e shqiptarëve.

Në këtë miqësi, kam gjetur jo vetëm një mik të çmuar, por një bashkudhëtar të denjë në rrugën e vështirë të patriotizmit modern. Ajo është dëshmi e gjallë se kur idealet kombëtare mbështeten mbi miqësi të vërtetë dhe bashkëpunim të sinqertë, rezultati është një veprimtari e suksesshme në dobi të gjithë kombit shqiptar.

# VATRA – “QEVERIA SHQIPTARE” NË MËRGIM







**Në 110 vjetorin e gazetës DIELLI studjuesi dhe diplomati Mal Berisha sjell ciklin e shkrimeve:**

**Hyrje**

Federata Pan – Shqiptare VATRA e Amerikës dhe organi i saj botues “DIELLI” kanë luajtur një rol të tillë në historinë e Shqipërisë sa është e vështirë të krahasohen me ndonjë tjetër. Të dyja përbëjnë atë pjesë të shpirtit dhe mëndjes shqiptare e cila u largua nga atdheu duke e lënë atë në kushte e rrethana që dihen, por pa e harruar kurrë. Në fakt kjo ndarje e dhimbshme e atyre që e frymëzuan dhe e ndërtuan “Vatrën” dhe “Diellin” vazhdon të coptojë zemrën e shumë e shumë të tjerëve, të cilët edhe sot po largohen nga atdheu, jo ngaqë nuk e duan atë, por sepse kushtet dhe rrethanat ua diktojnë diçka të tillë. Roli që ka luajtur “VATRA” jonë dhe organi i saj “DIELLI” në ruajtjen e territoreve etnike shqiptare dhe në formimin e shtetit shqiptar gjatë dhe pas Luftës së Parë Botërore dhe sidomos në Konferencën e Paqes në Paris është i pashembullt.

ROLI I FEDERATËS PAN-SHQIPTARE VATRA NË MBROJTJEN E KUFIJVE DHE PAVARESISË SË SHQIPËRISË

Siç dihet, pas shpalljes së pavarësise më 1912, fuqitë e mëdha e trajtuan çështjen shqiptare si një mjet për të plotësuar egot e veta, por edhe për të ruajtur paqen midis tyre, gjë që e bënë duke iu falur territore shqiptare fqinjëve. Por, në thelb, këto nuk qenë veçse lëshime që ata bënë, qoftë për armiqtë e Shqipërisë qoftë për interesat e tyre.
Në vitin 1913 u mbajt Konferenca e Ambasadorëve në Londër e cila la jashtë territorit të shtetit shqiptar gjysmën e vendit, madje mund të thuhet se nuk përfshiu pikërisht ato pjesë të cilat kishin luajtur një rol përcaktues për heqjen e zgjedhës otomane. Kjo padrejtësi historike nuk mjaftoi ose nuk i kënaqi qarqet anti-shqiptare dhe kështu më 1915 u mbajt Traktati i Fshehtë i Londrës i cili synoi t'u shpërndante fqinjëve edhe atë pak territor që i mbeti Shqipërisë në një kohë që po ashtu edhe Italia pretendonte të merrte Vlorën me rrethinat që të plotësonte ëndrren e saj të vjetër për ta kthyer Detin Adriatik në një "Liqen Italian " nëpërmjet Otrantos. Pikërisht në një situatë të tillë, pra në vigjilje të coptimit të plotë të territoreve shqiptare, "Vatra" me gazetën e saj "Dielli" treguan pjekurinë dhe përgjegjësinë më të madhe për kombin e tyre dhe u hodhën në një betejë të pashembullt në mbrojtje të atdheut.
Është folur dhe shkruar shumë lidhur me qëndrimin e "Vatrës" dhe gazetës së saj "Dielli". Por unë do të ndalem shkurt në trajtimin që i kanë bërë kësaj çështjeje tre autorë të huaj, të cilët kanë botuar tre libra shembullorë për Historinë e Shqipërisë. Në të tre është trajtuar roli i "Vatrës" dhe i "Diellit" duke iu referuar shtypit të kohës dhe dokumentave historike.
1.- **Edwin Jacques**, autor amerikan, me librin e tij "Shqiptarët, një histori etnike prej kohëve Para-Historike deri në Kohët Moderne", botuar në ShBA - Tetor 1995.[1]
Ky autor, i cili jep një përshkrim historik të gjenezës shqiptare dhe zhvillimin e këtij kombi deri në ditët e sotshme është ndalur edhe tek roli që luajtën shqiptarët e Amerikës në demaskimin e intrigave të fuqive europiane dhe në formimin e shtetit të tyre shqiptar e veçanërisht në rolin që luajtën ata në Konferencen e Paqes në Paris. Libri i Edwin Jacques ka sjellë citime të shumta nga arshivat në Washington por unë do të ndalem tek disa prej tyre:

[1] **Edwin E. Jacques** – THE ALBANIANS An Ethnic History from Prehistoric Times to the Present, McFarland & Company, Inc – Publishers Jefferson , North Carolina, and London.

*"Shqiptaro - amerikanët e Bostonit u mblodhën në një tubim historik më 4 Nëntor 1915 per t'i dërguar një peticion Qeverisë së Shteteve të Bashkuara të Amerikës për të formuar një fond ndihmash ushqimore në ndihmë të popullatës shqiptare e cila po vdiste nga uria si rezultat i bllokadës italiane në bregun e detit shqiptar pas Traktatit të Fshehtë të Londrës i cili i jepte Italisë Vlorën. Në ato ditë të vështira të mbijetesës së popullit shqiptar, ishte Peshkopi Fan Noli i cili lëshoi apelin poetik, "Jepni për Nënën" duke nxitur djemtë besnikë të shqipes që të kontribuonin me 150.000 dollarë në ndihmë të Shqipërisë, çka ishte një shumë kuptimplotë po të kihet parasysh situata e atëherëshme dhe vlera e monedhës."*

Ndër kontributet më të mëdha historike të "Vatrës" sigurisht mbeten mardhëniet e krerëve të saj me Presidentin Willson. Më 4 Korrik 1918 Peshkopi Noli, i cili përfaqësonte Federatën Pan - Shqiptare "Vatra", si dhe përfaqësues të tjerë kombesh të vogla, e shoqëruan Presidentin Willson në jahtin presidencial "Mayflower" për tek varreza e George Washingtonit në malin Vermont. Në këtë datë të shënuar, presidenti Willson deklaroi katërmbëdhjetë pikat e vetëqeverisjes së kombeve të vogla. Më pas Fan Noli u takua me presidentin në "Mayflower" për të folur në emër të pavarësisë së Shqipërisë. Në atë takim presidenti Willson i tha Fan Nolit:

"*Unë do të kem vetëm një zë në Konferencën e Paqes dhe atë zë do ta përdor në emër të Shqipërisë*."

Presidenti ishte prekur thellë nga telegramet dhe letrat që kishte marrë nga shqiptarët e Amerikës për pavarësinë dhe ruajtjen e territorit të Shqipërisë.

Konferenca e Paqes e njohu Shqipërinë si një komb me vetëqeverisje të ligjshme brenda kufijve të vendosur më 1913 dhe i urdhëroi ushtritë e vendeve fqinjë që të largoheshin menjëherë prej territorit të saj. Fan Noli, si perfaqësuesi i "Vatrës" deklaroi:

"*Presidenti Willson bëri më shumë se askush tjetër për pavarësinë e Shqipërisë; Willsoni refuzoi kategorikisht të nënshkruante marrëveshjen deri në momentin kur u sigurua për të drejtën vetëqeverisëse të shqiptarëve*".

Është e lehtë të kuptohet se sa cinik ka qënë sistemi komunist në Shqipëri kur deklaronte se i vetmi regjim që i mbrojti të drejtat e kombeve të vegjël ishte ai sovjetik i udhëhequr nga Lenini.

Nuk ka asnjë dyshim se roli i "Vatrës" dhe organit të saj "Dielli" ka qënë përcaktues në qëndrimin e ShBA-s në atë kohë dhe sidomos në atë të Presidentit Willson lidhur me të ardhmen e Shqipërisë ose më mirë të themi, lidhur me vetë ekzistencën e shtetit shqiptar.

2.- **Harris Silajxhiç** në librin i cili e ka bërë Doktor të Shkencave Historike: "*Shqipëria dhe shqiptarët ne Arkivat e Washingtonit*"[2] ka dhënë një pasqyrë të shkëlqyer të luftës dhe përpjekjeve që intelektualët shqipëtarë dhe vatranët në SHBA kanë bërë për mbrojtjen e pavarësisë së Shqiperisë dhe në formimin e shtetit shqiptar. Zoti Silajxhiç mund të themi se ka arritur të na japë me dashamirësi orientimin perëndimor e veçanërisht orientimin pro-amerikan të shqiptarëve çka është një nder për ne dhe një goditje për pseudohistorianët, të cilët kërkojnë ta identifikojnë kombin shqiptar me një komb të prapambetur e të paorientuar.

Në këtë libër autori ka arritur të nënvizojë aftesinë e vatranëve për ta rreshtuar vendin e tyre në krah të palës së fituar si dhe krijimin e miqve të cilët e duan Shqipërinë. Dhe këta miq janë gjetur e gjënden gjithnjë në ShBA.

Në librin e tij, Zoti Silajxhiç i ka kushtuar një vëmendje shumë të madhe ndikimit të "Vatrës" mbi delegacionin amerikan në Konferencën e Paqes dhe rrjedhimisht qëndrimit amerikan mbi këtë çështje. Për këtë ai i është referuar gazetës "Dielli" dhe shumë burimeve të tjera të botuara. Megjithëse vatranët nuk arritën t'ia mbushnin mendjen presidentit amerikan që ta merrte Shqipërinë nën një protektorat amerikan, prapëseprapë roli i "Vatrës" në mbrojtjen e kufijve të përcaktuar më 1913 nga një coptim i mëtejshëm mbetet historik.

Vatranët e drejtuan luftën e tyre në këto drejtime kryesore:

1- Në bindjen e delegacionit amerikan mbi drejtësinë e kërkesave shqiptare.

---

[2] **Harris Silajxhiç**, është i pari politikan dhe lider nga ish - Jugosllavia që një pjesë të jetës e ka kaluar mbi arkivat për të zbardhur historinë e Shqipërisë. Ka botuar një libër historik për marrdhëniet mes Shqipërisë dhe Amerikës, që atij i ka dhënë titullin "Doktor i Shkencave", dhe ne na ka treguar një pjesë të panjohur të së kaluarës tonë.

2- Në diskretitimin e propogandës armiqësore anti-shqiptare e sidomos asaj greke sipas së cilës të tërë ortodoksët e Jugut të Shqipërisë janë grekë.

3- Gjallërimin e jetës politike në atdhe.

Detyra bazë e emigrantëve shqiptarë në Amerikë të grumbulluar rreth “Vatrës“ ishte që të demonstronin se shqiptarët e besimit ortodoks që jetonin në Shqipërinë e Jugut ose ata që kishin ardhur në Amerikë nga ajo zonë nuk janë grekë. Shqiptarët e Amerikës të shqetësuar nga deklaratat e Venizellosit dhe Politisit u dërgojnë nëpërmjet të Mehmet Konicës një telegram udhëheqësve të katër fuqive të mëdha, në të cilën tregojnë vendosmërinë e tyre në favor të çështjes shqiptare. Në atë mbledhje morën pjesë 124 priftërinj ndër ta edhe rumunë me origjinë nga Korça, çka ishte një përgjigje e drejtpërdrejtë ndaj presionit të Patriarkanës Greke ndaj popullsisë ortodokse shqiptare në Shqipërinë e Jugut.

Këtu vlen të përmendet edhe një telegram i Dr. Mihal Turtullit, Dr Charles Telford Erciskon dhe Imzot Bumçit  në emër të Federatës Pan-Shqiptare “Vatra”, dërguar presidentit Willson, ku i jep fakte rreth fallsitetit të thënieve greke rreth numrit të grekëve në Jug të Shqipërisë. Në vorbullën e intrigave anti-shqiptare të grekëve dhe qarqeve tjera, Federata Pan-Shqiptare “Vatra” luajti një rol të pazëvendësueshëm në sqarimin e identitetit të kombit shqiptar, përkatësisht të banorëve shqiptarë të zonave që synohej të coptoheshin.

Në një letër drejtuar presidentit Willson, vatranët e krishterë shkruanin:

*"Ne të poshtëshënuarit, të krishterë ortodoksë, të lindur në këtë pjesë të Shqipërisë të cilin disa e quajnë Epir të Veriut, protestojmë energjikisht kundër deklarateve të Z.Karapanos. Situata në të cilën gjënden banorët e besimit kristian nuk dallon aspak nga situata në të cilën gjëndet pjesa tjetër e bashkatdhetarëve tanë. Të krishterë dhe muslimanë, bij të të njëjtit atdhe, që flasin të njëjtën gjuhë, që kanë të njëjtat ndjenja dhe interesa dhe që gjithmonë kanë punuar së bashku për të njëjtën çështje: Tërësinë tokësore dhe pavarësinë e Shqipërisë, jo vetëm që nuk kanë pranuar pushtimin e Shqipërisë nga trupat greke, por sapo kujtojnë genocidin e tyre të pashembullt mbi shqiptarët, kryer gjatë vitit 1914, u dridhet zemra nga tmerri."*

Vatranët kanë meritë të madhe sepse i ofruan për herë të parë delegacionit shqiptar në Konferencën e Paqes në Paris të drejtën për të dëshmuar në Komitetin e Mardhënieve me Jashtë në Senatin Amerikan. Prezantimin para Senatit e ka bërë njëri ndër antarët aktivë të Federatës Pan-Shqiptare "Vatra", Konstandin Çekrezi (antar i Kolegjiumit të Universitetit Kolumbia) i cili pasi paraqiti shkurtimisht Historinë e Shqipërise iu kërkoi senatorëve që të përqëndroheshin veçanërisht në Shqipërinë e Jugut. Ai e akuzoi Unionin Pan-Epirot për fallsifikim të nënshkrimeve në memorandumin që kjo organizatë i kishte dërguar Konferencës. Ai akuzoi pjesëmarrësit në Konferencë se çështjen e Shqipërisë po e përdornin si një objekt kompensimi për çështjet e tyre.

Kristo Dako po ashtu akuzoi Greqinë për gjithçka që kishte bërë duke dëshmuar për masakrat e kryera ndaj shqiptarëve dhe kërkoi komision hetimi në vend, i cili të vendoste për fatin e Shqipërisë. Merita e "Vatrës" qëndron tek fakti se ajo arriti të bënte që ShBA të bllokonte vënien në jetë të Traktatit të Fshehtë të Londrës. Pra vatranët arritën ta bindin presidentin Willson për drejtësinë e kauzës së tyre.

Idetë e "Vatrës" për orientimin e Shqipërisë dhe të shqiptarëve janë shprehur më së miri nëpërmjet të kryetarit të atëhershëm të Vatrës, Fan Noli, i cili kërkonte një komision amerikan si i vetmi i paanshëm për të ndihmuar shqiptarët për krijimin dhe vënien në efiçiencë të një shteti ku çdo shqiptar besnik të ndjehej i kënaqur. Noli ishte i sigurtë se shumë shqiptarë që ishin detyruar të emigronin në Amerikë kishin dëshirë të ktheheshin në atdhe dhe të jepnin ndihmesën në zhvillimin e tij dhe "me futjen e koncepteve amerikane të lirisë, ekonomisë dhe zhvillimit politik" ta fusnin Shqipërinë në rrugën e rilindjes ekonomike dhe kulturore. Institucionet arsimore amerikane, sipas mendimit të Nolit, do të ishin:

"*shpëtim për Shqipërinë, duke patur parasysh se kultura anglosaksone i përshtatet më mirë shpirtit puritan të racës shqiptare*".

Bie pra në sy se çfarë orientimi donte që t'i jepte "Vatra" zhvillimit të ardhshëm politik e ekonomik. Shqiptarët e Amerikës nën drejtimin e saj arritën që të kenë një influencë të jashtëzakonshme tek përfaqësuesit

amerikanë në Konferencë. Ata luftuan për ta patur Amerikën një mandatore. Në mënyre të veçante ra në sy roli i amerikanit Çarls Telford Erikson[3] i cili insistoi shumë për një mandat të tillë amerikan.

---

Vatra dhe Dielli kanë qënë të pamëshirshëm ndaj çdo tradhëtie. Në mënyre të veçante spikat qëndrimi i përfaqësuesve shqiptarë të Amerikës ndaj Esat Pashës dhe lojërave të tij ndaj çështjes shqiptare. Kështu, në një memorandum për presidentin Willson, vatranët e kundërshtojnë takimin e tij me Esat Pashën duke e konsideruar këtë të fundit një njeri që "nuk përfaqëson askënd tjetër përveçse veten e tij".

3.- **Edith Pierpont Stickney**,[4] edhe kjo një autore amerikane, e cila ka doktoruar në shkencat historike me librin: *"Shqipëria e Jugut ose Epiri i Veriut në çështjet Europiane Ndërkombëtare nga viti 1912 deri me 1923"*, botuar më 1925 nga Standford University Press. Autorja e ka eksploruar materialin e jashtëzakonshëm të Bibliotekës së Hooverit në ShBA (Koleksioni më i madh në botë rreth Shqipërisë për periudhën në fjalë) dhe ka sjellë tek ne një studim i cili ndonëse nuk mund të thuhet me entuziazëm se është pro-shqiptar për shkak të ftohtësisë së trajtimit të fakteve, prapëseprapë duhet çmuar për shumë të vërteta që janë thënë aty.

Në morinë e fakteve të trajtuara nga Stikney do të desha të ndalem tek përshkrimi që ajo i ka bërë rolit që luajti "Vatra" jonë si kundërshtare e denjë dhe bindëse ndaj propogandës greke ne Konferencën e Paqes. Ajo çfarë

3-**Charles Telford Erickson** ka lindur në 1867 në Galensburg të Illinoisit, nga prindër suedeze. Pas diplomimit në Universitetin e Bostonit dhe pas një viti të kaluar në Burma, Erikson për disa vjet shërbeu si pastor në kishat e Ohajos dhe më vonë kaloi tre vjet në Yale University ku mori një diplomë masteri në vitin 1902. Më pas ai shërbeu si pastor në Kenktikat derisa u emerua drejtor i një misioni i "American Board of Foreign Missions" në Shqipëri në vitin 1908. Erikson shërbeu në Bordin Amerikan për dymbëdhjetë vjet dhe vazhdoi në mënyre të pavarur edhe për katermbëdhjetë vjet të tjera. Gjatë luftës së parë botërore, Erikson punoi si zyrtar i Kryqit të Kuq në Itali dhe më pas u zgjodh delegat i nderit në Konferencën e Paqës në Paris nga Federata e Shqiptarëve të Amerikës dhe nga qeveria e përkohshme shqiptare. Në Delegacionin shqiptar në Versajë ai foli dhe protestoi kundër padrejtësive, duke kërkuar rivendikimin e kufijve të Shqipërisë së vitit 1913. Më pas, ai punoi si komisioner special për Shqipërinë në Shtetet e Bashkuara në 1920-1921. Ndërkaq, në vitin 1919, i përkrahur edhe nga Noli, Konica, delegacionet shqiptare të Shqipërisë e diasporës, Erikson, hartoi memorandumin e veçantë duke kërkuar nga presidenti Ëillson dhe SHBA që ta vendosnin Shqipërinë nën protektoratin amerikan. Në periudhën 1922-1923, gjëndet sërish në Shqipëri, kësaj radhe si asistent në stafin e Legatës Amerikane në Tiranë. i mbështetur nga qeveria shqiptare, ne ate kohe me kryeministër Ahmet Zogun, për të ngritur një kolegj bujqësor, themeloi dy shkolla, një shkollë bujqësore për djemtë dhe një shkolle të arteve shtëpiake të vajzave. Ardhja tjetër në Shqipëri e Eriksonit, ishte në vitin 1937, me rastin e 25 vjetorit të Pavarësisë së Shqipërisë, ku ai ishte mik i Legatës Amerikane. Edhe pas daljes në pension, Erikson shërbeu si delegat i Federatës Pan-shqiptare të Amerikës në Konferencën e Kombeve të Bashkuara, e cila u mbajt në San Françisko të Kalifornisë në vitin 1945. Vitet në vazhdim do t'i kalonte si pastor në disa nga shtetet e SHBA-se dhe më pas do të fillonte misionet e tij në Kapri, Korfuz, Rodos, dhe Britani, derisa u kthye përfundimisht në Kaliforni. Gjatë gjithë këtyre viteve, Erikson nuk e harroi Shqiperine, por vazhdoi të ishte një nga miqtë saj derisa vdiq në vitin 1966, pasi kishte kaluar 99 vjet jetë të mbushura me aventura. Pesë vjet prej të cilave janë përmbledhur në ditarin e tij për Shqipërinë.

[4] **Edith Pierpont Stickney**, autore e librit studimor për historinë e shqiptarëve, "Shqipëria e Jugut ose Epiri i Veriut në çështjet Europiane Ndërkombëtare 1912-1913". Autoria ka fituar gradën e Doktorrit të shkencave historike me këtë studim kaq serioz.

duhet nënvizuar është fakti që rreth 31 organizata Pan-epirote nga ShBA-ja, Anglia, Australia e gjetkë, kishin ndërmarrë një fushatë të ethshme shpifjesh e mashtrimesh mbi të drejtën historike dhe legjitime, që sipas tyre, gëzonin grekët mbi Epirin e Veriut ose mbi Shqipërinë e Jugut. Autoria thotë se në përbërje të këtyre organizatave bënin pjesë gjithfarë pseudohistorianësh, pseudogazetarësh, fallsifikatorësh, pamfletistësh, karikaturistësh, fotografësh, të cilët mbushnin çdo rrugë kryesore të Parisit me fletushka të cilat shprehnin gjoja padrejtësinë e madhe që u ishte bërë grekëve të Epirit të Veriut. Kësaj lukunie greke i bënte ballë me dinjitet Federata - Pan Shqiptare "Vatra" si dhe organi i saj "Dielli". Ndërsa nga Anglia një grup intelektualësh të shquar anglezë të drejtuar nga e njohura Edith Durham punonte pareshtur sa me Foreign Officin anglez aq edhe me mjetet e atëherëshme propagandistike për të bindur opinionin publik mbi drejtësinë e kërkesave të shqiptarëve.

Stikney nënvizon faktin se Federata Panshqiptare "Vatra" e Amerikës që nga formimi i saj më 1912 e deri më 1919 kishte arritur të ndërtonte 72 degë anë e mbanë ShBA - s dhe Kanadasë si dhe të botonte gazetën e saj "Dielli" dhe një revistë mujore të quajtur "Adriatic Revieë."

Federata Panshqiptare "Vatra" e Amerikës pati një delegat në Paris më 1919, Rev. C.Telford Erikson, misionar amerikan në Shqipëri. E dyta për nga rëndësia thotë Stikney, ishte Shoqeria Anglo - Amerikane e themeluar pak para sesa të përfundonte lufta e që kishte si qëllim njohjen e pavarësisë së Shqipërisë. Kjo shoqëri luftonte në dy fronte: atë të botimeve dhe të komunikimit me shtypin dhe Dhomën e Komunave. Nga më të shquarit prej tyre ishte i nderuari Aubrey Herbert[5], si president dhe Edith Durham,[6] të dy

[5] **Aubrey Nigel Henry Molyneux Herbert**, antar i parlamentit anglez, (1880 – 1923) ishte një diplomat britanik, udhëtar dhe oficer zbulimi i njohur për ndihmesën e dhënë për pavarësinë e Shqipërisë. Ai e kishte vizituar Shqipërinë që në vitin 1907, 1911 dhe 1913. Kur delegatët shqiptar në Konferencen e Paqës në Ballkan në vitin 1912 siguruan asistencën e Herbertit si një këshilltar i tyre. Ai ishte shumë aktiv në kauzën shqiptare dhe njihet si një njeri që kishte ndikim të konsiderueshëm në shpalljen e pavarësisë së Shqipërisë. Një ndër korrespondentët e tij të përhershëm mbi Shqipërinë ishte Edith Durham. Atij ju ofrua froni mbretëror i Shqipërisë dy herë. Herën e parë ishte fill përpara Luftës së Parë Botërore. Ai deshi ta merrte atë por ia ktheu mendjen kryeministri Herbert Asquith, një mik i familjes së tij. Oferta mbeti jo zyrtare dhe u refuzua nga Foreign Office. Kurora iu dha më pas Vilhelm Vidit. Më pas iu afrua në vitin 1920 por përsëri nuk e mori fronin. Biblioteka Kombëtare e Shqipërisë në Tiranë njëherë e një kohë mbante emrin e Herbertit ashtu sikundër edhe një fshat në Shqipëri.

[6] **Mary Edith Durham** (1863-1944) ishte një udhëtare britanike, artiste, shkrimtare e cila u bë e amshme për studimet e saj antropologjike për jetën në Shqipëri, në fillimin e shekullit të njëzetë. Edith Durham arriti të identifikohej me kauzën shqiptare dhe u bë kampione e unitetit dhe pavarësise së popullit shqiptar. Ajo fitoi reputacionin si peson i vështirë dhe eksentrik dhe u kritikuar

miq të flaktë të Shqipërisë. Përkrah përfaqësuesit të Federates Pan - Shqiptare “Vatra”, ishin edhe delegacione të tjera të përbëra prej delegatësh nga kolonitë në Stamboll, Rumani dhe nga territoret e Korçës.

Rëndësinë e veprimtarisë së Vatrës në dobi të çështjes shqiptare e ka shprehur më mirë se kushdo një ndër armiqtë më të mëdhenj të Shqipërisë, Kryeministri i atëhershëm grek Venizellos kur deklaronte:

*“Ishte Vatra ajo që ma hoqi nga dora Vorio Epirin.”*

“Vatra” është nga ato organizata shqiptare që ka vulosur në historinë e Shqipërisë një emër të artë dhe kjo pikërisht sepse korifejtë e kulturës tonë kombëtare, Noli e Konica, e sa e sa bij të tjerë të Vatrës kanë vënë çdogjë në shërbim të atdheut. Në këtë pamje, le ta kujtojmë historinë e Vatrës që ajo të përsëritet tek brezat e rinj qofshin të lindur, qofshin të ardhur së voni në Amerikë.

Delegati i Vatrës, Ch.T. Erikson deklaronte në Kongresin Amerikan në vitin 1919 si më poshtë:

*"Tek shqiptarët gjen virtyte të cilat do të ishin të dëshirueshme për shumë popuj të përparuar. Propaganda sistematike i ka paraqitur si armiq të qytetërimit dhe plaçkitës por kjo është vetëm një gënjeshtër. Une kam jetuar disa vite në mes të shqiptarëve dhe për këtë ndjehem i detyruar të them të vërtetën. Ata janë intelegjentë, fisnikë, punëtorë, e duan jetën familjare, seriozë, mikpritës, besnikë deri në vdekje. Për të tillë popull e kam njohur popullin shqiptar dhe jam krenar që po e përfaqësoj sot këtu".*

Pikërisht në këtë traditë të “Vatrës” u zhvillua lufta për Kosovën nëpërmjet përfaqësuesve të popullit amerikan në Kongres, Senat e administratë. E nëse i nderuari Bob Doll u angazhua kaq shumë në çështjen tonë për Kosovën të mos harrojmë se ishin shqiptarët e Amerikës ata që e njohën, bindën dhe vunë në veprim një figurë kaq të nderuar. Kjo është beteja për kauzën tonë kombëtare. Henry Kisinger, vetëm disa ditë përpara fillimit të bombardimit në Jugosllavi deklaronte hapur se ishte kundër një

---

ashpër prej avokatëve të shtetit jugosllav të cilët mbështesnin përfshirjen e Kosovës së populluar prej shqiptarëve brenda Serbisë sllave.

ndërmarrje të tillë. Por kur Liga Qytetare Shqiptaro Amerikane, në sallën e Kongresit Amerikan i dorëzoi atij librin "Shpëtimi në Shqipëri" botuar nga kjo Ligë dhe kur i thanë se tek ky libër do të gjente një histori të madhe të nje kombi që sot rrezikohet si hebrejtë dikur, nuk vonoi dhe doli mbrojtësi më i flaktë i bombardimeve dhe përpjekjeve amerikane për çlirimin e Kosovës.

Në një cikël emisionesh të drejtëperdrejta televizive të Kanalit CN8 Nju Xhersi kam patur rastin të debatoj me shumë shikues. Një prej tyre më tha:

> *"Ju shqiptarët po na goditni ne serbëve me dorën e Bob Dollit i cili është shqiptar nga origjina."*

Edhe pse kjo nuk ishte e vërtetë, prapëseprapë tregon sesa afër janë ndjerë shqiptaro - amerikanët me heroin American, të nderuarin Senatorin, Robert Doll.

Por përkrah tij kanë qenë miq të tjerë të shqiptarëve, miqtë e "Vatrës" dhe të organizatave te tjera shqiptare siç jane Liga Qytetare Shqiptaro-Amerikane e drejtuat nga ish - Kongresmeni me origjinë arbëreshe, i nderuari Joseph DioGuardi dhe kongresmenët Benjamin Gilman, Eliot Engell,Sue Kelly, të gjithë si dhe shumë të tjerë në administratë të cilët janë angazhuar në çështjen shqiptare falë përpjekjeve të shqiptaro - amerikanëve. Kjo përbën pjesën më të shkëlqyer të asaj që "Vatra" dhe vatranët si dhe shqiptaro - amerikanët në përgjithësi kanë bërë për Kosovën deri tek presidenti amerikan.

**Pjesa e Tretë**

**Vatra, qeveri ne mërgim**
**Kontributi në Konferencen e Paqës në Paris, 1919**

---

Historia e"Vatrës" dhe "Diellit" bëjnë pjesë në fondin e artë të historisë së përpjekjeve shqiptare në shekullin e fundit të Mijëvjeçarit të Dytë.

**VATRA me përfaqësues në Konferencën e Paqes në Paris, 1919**

Në vitin 1919, në prag të Konferencës së Paqes në Paris, VATRA i bëri thirrje Reverendit, dr. Charles Telford Ericksonit, i cili në atë kohë kishte më shumë se dhjetë vite që shërbente për Shqipërinë, e dëshironte t'i bashkohej delegacionit shqiptar në Paris.

Ai më së pari do të duhej të shihte si po zbatoheshin "14 pikat e vetvendosjes së kombeve" të shpallura nga Presidenti Wilson, të cilat ishin në kundërshtim me Traktatin e Fshehtë të Londrës, që e coptonte Shqipërinë. Ericksoni takohet me gjeneralin Blis, një officer i lartë amerikan, babaxhan por që dinte pak ose aspak për Shqpërinë. Më pas takohet me kreun e divizionit të Ballkanit, dr. W.L Westerman dhe z. Clive Day. Tani mbetej vetëm të luftohej sesi të arrihej deri tek Presidenti Wilson!?

E vetmja rrugë për të arritur tek ai ishte Zonja Wilson, me të cilën Ericksoni kishte njohje të mëparshme, falë punës së përbashkët me Kryqin e Kuq Ndërkombëtar. Ai i dërgoi një letër zonjës Wilson në të cilën i njoftonte qëllimin e tij. Disa ditë më vonë ai merr një mesazh prej sekretarit të Presidentit ku i kërkohej një deklarim i pretendimeve të Shqipërisë, siç e kishte konceptuar delegacioni ynë.
Ishte një deklaratë e lëshuar nga Presidenti dhe botuar në Paris Press. Ajo fillimisht paraqiste shqetësimet për pretendimet e Italisë ndaj Fiumes dhe i hidhte poshtë si të bazuara thjesht në interesa dhe jo në parime. Presidenti deklaronte:

*"…unë kundërshtoj që t'ju jap edhe atë që ju është garantuar prej traktateve tuaja të fshehta. Unë refuzoj të pranoj se, meqë qeveria e Shteteve të Bashkuara nuk ka qenë palë në këtë traktat, (Traktati i Fshehtë i Londrës – shën.im, M.B.) të ketë qenë në fakt edhe tërësisht e panjohur me ato që janë vendosur aty. Rrethanat e reja e kanë transformuar atë në një copë letër pa vlerë."*[7]

---

[7] President Wilson in Paris Peace Conference, 1919
"There are not the "interests" in question, but the very rights of the peoples, whose rulers have never taken into account their requirements", "I refuse to admit that since the United States government was not party to that treaty, (Meaning the Secret Treaty of London) have actually been entirely unknown of the decision taken in it".
"New circumstances have transformed it into a piece of worthless paper".

Mëngjesin tjetër Presidentin e priste në tavolinë teksti i letrës së mëposhtme:

*Shkëlqesisë së tij Woodrow Wilson,*
*Presidenttit të Shteteve të Bashkuara Paris,*
*24 prill 1919*
*"Zotëri, A do të na lejoje ne, përfaqësuesve të një kombi të vogël, që gjithmonë i ka vlerësuar nderin, drejtësinë dhe guximin si virtytet më të larta, që t'u shprehim Juve mirënjohjen më të thellë për ndjesitë tuaja fisnike, të cilave ju i keni dhënë shprehje të tilla kaq të fuqishme? Në to ne shohim shpalljen e lirisë, njësoj si raca e zezë e vendit Tuaj i sheh të vetat në Shpalljen e paraardhësit Tuaj të nderuar, Abraham Linkolnit."*[8]
Pasi vazhdojnë me shpjegime rreth historisë ata vazhdojnë:

*"Deklarata juaj, e botuar këtë mëngjes, (Në France Presse – shën im, M.B.) zhduk edhe gjurmën e fundit të asaj frike. Tani ne e dimë se çështja jonë humb vetëm nëse humbet çështja juaj, sepse të dyja janë një, dhe ajo do të ndodhë vetëm nëse vetë Zoti dështon, që do të thotë, KURRË pasi Kështu*

[8] Paris April 24, 1919 His Excellency Woodrow Wilson President of the United States

Sir, Will you permit us, representatives of a small nation that has always esteemed honour and courage and justice as supreme virtues, to express to you our profound gratitude for the noble sentiments to which you have given such forcible expression today? We read in them our Proclamation of Freedom, just as the black race of your country read theirs in the Proclamation of your revered predecessor, Abraham Lincoln.

Knowing perhaps better than you did, how deep-rooted are the principles of Imperialism in Europe, how unyielding its selfishness, we have feared greatly that you and your colleagues would be forced in spite of all you could do, to surrender, or at least do compromise the principles for which America entered the war, and that Albania would become once more the victim for sacrifices as she has often been in the past. Your statement of this morning removes the last vestige of that fear.

Now, we know that our cause is lost only when yours is - for the two are one - and that will be when God fails, which is NEVER.

You have shown yourself this morning, Mr President, the worthy chief of the great and noble people which you represent. In your statement they will discern a message to them as well, a call to high and holy duty, and, if need be, to courageous action that will vindicate America's moral leadership in this dangerous and crucial hour.

Receive, Mr President, our profound gratitude and respect.
We are, Sir,
Your most humble and obedient servants.
Mehmet Konica
Dr.M.Tourtoulis
C.Telford Erickson
Albanian Delegation to the Peace Conference.

*Shqipëria do të bëhej edhe një herë mish për top, siç është bërë kaq shpesh në të kaluarën".*

Në përgjigje të kësaj letre Presidenti Wilson iu thotë atyre:

*"Të dashur zotërinj,*
*E kam vështirë që në mes të një ditë kaq të ngarkuar me punë t'ju tregoj si duhet se sa shumë jam gëzuar kur mora letrën tuaj të datës njëzet e katër prill dhe se sa thellësisht i interesuar jam unë të shoh parimet e paqes së vërtetë të zbatuara me besnikërinë më të madhe.*
*Me nxitimin më të pashmangshëm,*
*Sinqerisht i Juaji Woodrow Wilson (25 Prill 1919)*[9]

Pas kësaj Ericksoni dhe delegacioni shqiptar ballafaqohen me pretendimet italiane për marrjen e Ishullit të Sazanit që e kërkonte Kryeministri Italian Orlando dhe kthimin e detit Adriatik në një Liqen Italian. Prandaj i shkruajnë përsëri Presidentit Wilson:

*Shkëlqesisë së tij, Woodrow Wilson President i Shteteve të Bashkuara të Amerikës*
*"Zotëri, Delegacioni shqiptar iu është shumë mirënjohës për letrën tuaj aq të bukur të datës 25 prill dhe për sigurimet që Ju përsëri dhatë rreth qëllimeve tuaja për të vazhduar me vendosmërinë më të madhe përpjekjet për arritjen e një paqeje të përhershme. Duke njohur sinqeritetin tuaj rreth këtij qëllimi dhe qartësinë me të cilën ju i shihni kushtet qenësore për arritjen e një paqeje të tillë, ne guxojmë të sjellim në vëmendjen tuaj edhe një herë çështjen e Vlorës."* [10]

---

[9] Paris, April 25, 1919
My dear Sirs,
May I not in the midst of a busy day, tell you how deeply I have been gratified by your letter of the twenty fourth of April and how deeply interested I am to see the principles of a true Peace carried out with the greatest fidelity.

In unavoidable haste,
Sincerely yours
Woodrow Wilson

Letra e delegacionit është shumë e gjatë dhe trajton thuajse tërë problemet që kishte Shqipëria me fqinjët, Greqinë, Jugosllavinë dhe Italinë.

Në këtë kohë vërshuan memorandume nga tërë anët, duke filluar nga **Federata Panshqiptare Vatra e Amerikës**, kolonitë shqiptare në Zvicër, Rumani, Turqi. Atyre iu bashkua Herbert Adams Gibbons, korrespondenti i veçantë i Associated Press, i cili i dërgoi Presidentit Wilson një telegram shumë të gjatë. Kështu bënë edhe shumë të tjerë. Më në fund, duket se gjithçka u zbut dhe nuk u dëgjua më asgjë në lidhje më këto pretendime.

Gjatë njërit prej diskutimeve me dr. Clive Day, Ericksoni, i sugjeroi atij se *Hasan Prishtina* mund të ftohej në Paris, duke veshur rrob
ën e një shefi shqiptar, me qëllim që të përfaqësonte banorët e maleve të Veriut të Shqipërisë, duke përfshirë territore të cilat i ishin dhënë padrejtësisht Serbisë dhe Malit të Zi në vitin 1913. Dr. Day, i impresionuar nga Ericksoni, e përshkroi atë si:

*"…një njeri i besueshëm, inteligjent dhe që lufton me forcë që Shqipëria të bëhet më në fund një vend i pavarur."*

Ngjet që kabllogrami i Presidentit Wilson, dërguar zotërinjve *Lloyd George, Clemenceau dhe Frank Polk*, në Konferencën e Paqes në Paris e ndryshoi rrotën e historisë:

*"As unë, as populli amerikan kurrë nuk do të pranojmë që populli shqiptar, i cili ka luftuar dy mijë vjet për lirinë e tij, të sakrifikohet për hir të ambicieve politike të fqinjëve të vet.*

Dhe këtu vuloset mbrojtja e Shqipërisë nga Presidenti Wilson, e cila ka në themel të saj kontributin e vyer të Vatrës dhe aktivistëve të saj.

**VATRA me përfaqësues në Konferencën themeluese të Kombeve të Bashkuara në San Françisko, 1945**

Më 25 prill - 26 qershor të vitit 1945, zhvilloi punimet konferenca e 50-të shteteve anëtarë themelues të Organizatës së Kombeve të Bashkuara. Shtetet e Bashkuara të Amerikës, Bashkimi Sovjetik, Britania e Madhe dhe Kina thirrën Konferencën e San Françiskos për të hartuar një tekst përfundimtar të Kartës së OKB-së, siç ishte rënë dakord në Konferencën e Jaltës, të mbajtur nga data 4 deri më 11 shkurt 1945. Ftesat iu dërguan fillimisht qeverive të 42 vendeve që kishin nënshkruar Deklaratën e Kombeve të Bashkuara më 1 janar 1942, ose që kishin miratuar deklaratën dhe u kishin shpallur luftë vendeve të bllokut fashist.

Në këto kushte qeveria shqiptare e Enver Hoxhës nuk u lejua të merrte pjesë në Konferencën e Kombeve të Bashkuara në San Françisko. Ishte **Federata Panshqiptare Vatra** e cila i doli edhe një herë për zot vendit të vet. Për të arritur atë që donte, ajo delegoi përsëri njeriun që i kishte kushtuar jetën Shqipërisë, pikërisht Charles Telford Ericksonin. Ai u autorizua të shkonte në San Françisko dhe të lobonte për Shqipërinë. Sado që ai nuk mund të ishte përfaqësues zyrtar me një ndenjëse në konferencë, përsëri ai, si njeri i njohur jashtëzakonisht mirë me çështjen shqiptare, duhej të gjendej pranë mjediseve të Konferencës. Ishte po e njëjta sjellje, po i njëjti qëllim, po e njëjta detyrë që Ericksoni kishte përmbushur 16 vjet më parë në Konferencën e Paqes në Paris, 1919:

*“Mbrojtja e interesave të Shqipërisë dhe lobimi me sa më shumë amerikanë që kishin forcë vendimmarrëse.’*

Ai niset për në San Françisko dhe vendoset në hotelin “Manx”, prej nga do t’i shkruante letra Presidentit amerikan, Sekretarit të Shtetit dhe kryetarit të delegacionit amerikan, delegacionit britanik, në Konferencë dhe do të mbante korrespondencë me drejtuesit e **“Vatrës”**.

Më datën 11 maj 1945 Ericksoni i dërgon një letër kryetarit të delegacionit britanik, z. Anthony Eden, në të cilën i shpreh hapur pakënaqësinë e tij për faktin që Shqipëria nuk ishte ftuar në Konferencën e Kombeve të Bashkuara

në San Françisko. Ai i përcjell atij të njëjtin tekst që i dërgoi dy ditë më vonë edhe Kryetarit të Delegacionit Amerikan z. Eduard Stetinius. Ai shkruan:

*"Jam i autorizuar nga Federata Panshqiptare Vatra e Amerikës në Konferencën e Kombeve të Bashkuara në San Françisko për të kërkuar një përgjigje të përshtatshme ndaj çështjes që djeg zemrën e kësaj race krenare e të lashtë:*
*"Përse Shqipëria është përjashtuar nga anëtarësia në Kombet e Bashkuara?*
*…Shqipëria e përgjakur dhe e shkatërruar nga lufta, është lënë jashtë derës. Kjo ngre pikëpyetje dhe dyshime rreth një numri të madh çështjesh. A ka ardhur në jetë përsëri Traktati i Fshehtë i Londrës?"*

Më datën 13 maj 1945 ai i shkruan Senatorit Arthur R. Vandenberg, Delegati i SHBA-ve në Konferencën e Kombeve të Bashkuara. Ndër tjera ai përmend:

*"Ndihem si përfaqësues zyrtar i pesëdhjetë mijë shqiptaro-amerikanëve dhe një ose dy milionë të tjerëve në Ballkan, të cilët janë penalizuar për diçka – që ata vetë nuk e dinë çfarë është – me mohimin e pjesëmarrjes së tyre të merituar në Konferencën e Kombeve të Bashkuara."*
*….Shqipëria nuk ka nevojë për një Traktat të Dytë të Londrës."*

Dhe vazhdon

*"Ndoshta është qeveria e Enver Hoxhës që është Persona-non-grata në Departamentin e Shtetit? A është (Amerika) e gatshme për t'i nderuar mijërat e ushtarëve shqiptaro-amerikanë në forcat tona të armatosura, që luftojnë në çdo front dhe që kanë dhënë edhe jetët e tyre?*

*"**Unë jam përfaqësuesi i emëruar zyrtarisht i Federatës Panshqiptare të Amerikës**, Vatra të Amerikës, e cila gjithashtu përfaqëson qeverinë e vërtetë të Shqipërisë me miratimin dhe mbështetjen që rrjedh prej shumicës dërrmuese të këtij kombi."*

**Nga Senati i Shteteve të Bashkuara, Ericksoni merr në San Françisko, këtë përgjigje:**

***"…** Ju mund të rrini i qetë për këtë, pasi unë do ta lexoj memorandumin tuaj me kujdes...*
*Përzemërsisht dhe besnikërisht i juaji* ***Arthur H. Vandenberg, Senator,*** *Nënshkruar"*

Më pas ai korrespondon me gazetën e San Françiskos "*Chronicle*", e cila me datën 13 Maj 1945 paraqiste pretendimet greke ndaj Shqipërisë së Jugut dhe xhelozitë dhe konkurencën midis saj dhe Italisë ku shprehen hapur pretendimet territoriale ndaj të ashtuquajturit Vorio Epir.

Me interes është edhe korrespondenca e datës 14 maj 1945 e delegatit të Vatrës me **Zyrën e Informacionit të Luftës** në atë kohë e vendosur në New York, prej nga merr këtë përgjigje:

*"I dashur dr. Erickson,*
*Ju falenderoj shumë për bashkëpunimin tuaj me Z. Stanley Silverman, shef i zyrës së OWI -it tonë në San Françisko. Mezi pres të marr lajmet tuaja mbi zhvillimet në Konferencën e San Françiskos. Qëllimi i seksionit shqiptar të* ***"Zërit të Amerikës"*** *është të nxisë mirëkuptimin midis popullit amerikan dhe atij shqiptar.*
*I juaji sinqerisht Nelo Drizari"*
*(Shef i seksionit shqiptar Byroja e programit të radios Operacionet matanë detit. Boston Mass. 15 maj 1945)*
Me 14 Maj, ai i nis Presidentit të SHBA-ve Z. Harry Truman në Shtëpinë e Bardhë një letër ku ndër të tjera thuhet:

*"Njëzet e pesë vjet më parë, Presidenti Wilson i dërgoi këtë kabllogram zotërinjve Lloyd George, Clemenceau dhe Frank Polk në Konferencën e Paqes në Paris, ku iu thoshte:*

*"As unë, as populli amerikan kurrë nuk do të pranojmë që populli shqiptar, i cili ka luftuar dy mijë vjet për lirinë e tij të sakrifikohet për hir të ambicieve politike të fqinjëve të vet."*
*Ai e shpëtoi Shqipërinë nga ndarja dhe zhdukja. Sot rreziku është përsëri i madh dhe unë ju kërkoj juve që të ndihmoni në emër të drejtësisë dhe të humanizmit."*[11]

Me datën 15 Maj 1945 Ericksoni merr instruksionet e rradhës nga VATRA në Boston. Ata e lavdërojnë për punën që bënte, i premtojnë të botojnë raportet e tij në gazetën Dielli dhe i kërkojnë që të botojë materiale në Free World nëpërmjet francezit Louis Dolivet.

Në një rast Qerim Panariti, Sekretar i Vatrës dhe botues i Diellit (1892 – 1976) e mbyll letrën me fjalët:

*"Nuk dua t'ju ngarkoj me më shumë gjëra në këtë kohë, me përjashtim të asaj që dua të them se po bëni punë të mrekullueshme.* ***Telegrami drejtuar Presidentit ishte një ide e shkëlqyer****. Peshkopi (Është fjala për Nolin) ju dërgon të falat më të përzemërta. Ju lutem më kujtoni me zonjën Erickson!*
*Sinqerisht, G.M. Panariti*
*Qerim Panariti (1892-1976).*

Më pas ai merr letër nga Kryetari i Delegacionit të ShBA – ve me tekstin e mëposhtëm:

---

[11] The telegram that Dr . Erickson addressed to President Harry Truman
President Harry Truman
The White House
Washington D.C.
Twenty-five years ago, President Wilson sent this cablegram to Lloyd George, Clemenceau, and Frank Polk at the Peace Conference in Paris:
"Neither I, nor the American people will never agree that the Albanian people, who two thousand years has fought for its freedom be sacrificed for the sake of political ambitions of its neighbours."
He saved Albania from the division and destruction. Today the danger is great and I again ask you to help in the name of justice and humanity.
Delegate of the Pan Albanian Federation VATRA
Manx Hotel. 13 May, 1945

*“E mora letrën tuaj të datës 13 maj në lidhje me Shqipërinë…I kam kërkuar një zyrtari të Shteteve të Bashkuara, z. Dewit C. Poole, të gjejë kohë për një takim me ju, në qoftë se do të dëshironit.”*
*Kryetari i delegacionit të Shteteve të Bashkuara.*

Më pas ai vazhdon korrespondencën me Stettinius-it dhe Vandenberg:
Në numrin e së dielës së 19 majit 1945, gazeta “Dielli”, organ i Federatës Panshqiptare Vatra boton në faqen e parë artikullin

**“Delegati i Vatrës në San Françisko”**

*“E quajmë të tepërt t'u themi këndonjësve tanë se cili është Dr. Charles Telford Erickson, i cili përfaqëson “Vatrën” në Konferencën e Kombeve të Bashkuara në San Françisko. Mjafton të kujtojmë se Dr. Erickson ka më shumë se 35 vjet që punon për popullin shqiptar. Veprimet e tij në San Françisko do t'i botojmë në një raport të plotë kur të vijë koha.”*

Çdo ditë e asaj Konference ishte e mbushur me shkrime, raporte, letra, kërkesa që ai i dërgonte në të gjitha drejtimet. Kështu nga Kalifornia ai i shkruante zotit Panariti me datën 24 maj 1945:

*I dashur zoti Panariti,*
*“… po ju bashkëngjis kopjen e artikullit tim, siç e shkrova atë në* ***“****Chronicle****”.*** *Ju lutem, shprehuni djemve falenderimet dhe vlerësimin tim për mundësinë që më dhanë, që të paktën të hidhja disa heshta në emër të Shqipërisë. Nëse një ose dy prej tyre goditën në shenjë, unë jam edhe më i lumtur.*
*Sinqerisht i juaji Charles Telford Erickson.”*

Më pas delegati i VATRËS me datën 24 Maj 1945 dërgon një raport të plotë. Në të jepet e tërë veprimtaria e tij, korrespondenca dhe takimet me delegatë të Konferencës dhe me autoritete amerikane dhe delegatë të saj. Ai përmend memorandumet e dërguara Komandantit amerikan të Forcave të Armatosura, Stasen**,** senatorit Vandenberg dhe Sekretarit të Shtetit

Stetinius. Mban kontakte me delegacionin Britanik nëpërmjet të Miss Wilkinson që e njihte që në Londër e cila e fton në një pritje të Konferencës; Takon sekretarin z. Rumford, që i tregon se memorandumi drejtuar Edenit do t'i përcillej atij, pasi tani për tani ai kishte ikur. Ai përmend edhe letrën dërguar Presidentit Truman dhe një letër të marrë nga Departamenti i Shtetit nëpërmjet të një zyrtari të çështjeve Ballkanike, i quajtur Canon ku i njoftohet marrja e letrës nga vetë Presidenti. Ai i thoshte:

*"Shumëllojshmëria e problemeve që dalin nga lufta dhe çlirimi i atij vendi nga pushtimi tërheqin vëmendjen e përhershme të zyrtarëve të Departamentit të Shtetit".*

Motoja e punës së VATRËS në Konferencë siç i shkruan ai Vandenbergut ishte:

*"Të kuptohej e vërteta mbi Shqipërinë dhe marrëdhëniet e saj të ndërlikuara në Ballkan".*
Më datën 1 qershor 1945 merr letër të drejtpërdrejtë nga *Stanley H. Silverman Shef i seksionit të ngjarjeve të veçanta*
*Për dijeni: z. Nelo Drizari*
*Shef i deskut shqiptar, New York.*
*(Zenel Sulaj është emri i vërtetë i Nelo Drizarit, siç njihet në rrethet intelektuale).*

Më pas Vatra nëpërmjet të delegatit të vet i nis këtë telegram Presidentit të Shteteve të Bashkuara të Amerikës Presidentit të SHBA-ve, z. Harry Truman më datën 25 qershor 1945 në të cilën shkruante:

*Shtëpia e Bardhë Uashington DC 25 qershor 1945*
*I dashur z. President,*
*Mirësjellja juaj e pasqyruar në kthimin e përgjigjes së telegramit tim që ju dërgova nga San Françisko në emër të Shqipërisë më jep zemër që t'ju ofroj për konsideratë planin e mëposhtëm për zgjidhjen e situatës në Ballkan. Së shpejti ju do të takoni zotin Çurçill dhe Stalin në një konferencë, e cila*

*ndoshta do t'i japë formë Europës së Pasluftës. Unë mendoj se e dini tashmë se Ballkani përbën problemin më të ndërlikuar dhe më të rrezikshëm, me të cilin ju do të ballafaqoheni. Nëse tridhjetë vjetët e mia të jetës atje ju vlejnë, atëherë do t'i vija në dispozicionin tuaj me kënaqësi…"*

*Gazeta Dielli, 19 Maj, 1945*

Gazeta "Dielli" me qendër në atë kohë në 168 Dartmouth Street, zyra 205 Boston Massachusets me datë 27 qershor 1945 boton proçesverbalin e Mbledhjes së Këshillit përpara antarëve letrat dhe memorandumet. Ata u gëzuan shumë dhe dhanë vlerësim të lartë dhe falënderime pa fund për punën e bërë në San Françisko. Ato u botuan në kronikat e "Diellit"[12].

Në atë kohë në Tiranë kishte arritur një delegacion civil i SHBA-ve ka i drejtuar nga z. Ernest Jacopbs.

Si përfundim, Vatra dhe Dielli luajtën një rol historik në momente kritike të kombit tonë. Prandaj VATRA mund të quhet me të drejtë: Qeveri shqiptare në Mërgim.

Mal Berisha

---

[12] The Delegate Of VATRA in San Francisco
"We see unnecessary to explain to our readers who is Dr. Ch. T Erickson, who represents Vatra in the United Nations Conference in San Francisco. It is sufficient to recall that Dr. Erikson has more than 35 years that works for the Albanian people. His actions in San Francisco will be published in full report when the time comes."

DIELLI , 19 May 1945




# Mal Berisha
# Për konkursin letrar të 110 vjetorit të botimit të gazetës "DIELLI".

DIELLI QË NA E NGROH VATRËN

**(Variacione mbi një temë Noliane)**

**Etyd 1 – Aeroporti "Ataturk" Stamboll, 1997**

Atë ditë marsi të vitit 1997, po përcillja djalin në aeroportin "Atatürk" të Stambollit. Për një çast m'u duk se do më shkulej zemra prej gjoksit. Ishte vetëm 17 vjeç dhe do të merrte rrugën e kurbetit. Ajo plagë e rëndë, e cila e kishte ndjekur familjen tonë që prej gati pesë dekadash, po përsëritej me tim bir.  Do të shkonte në Amerikë e do të përplasej me jetën ballë për ballë. I ri dhe i vetëm. Krejt i vetëm.

Njëmijë pyetje më godisnin tëmthat; Si do të arrinte?! Si do të stabilizohej, si do të jetonte, si do të shkollohej, si do të integrohej në jetën e përditshme...si e si e si…?

Por, për mua, pesha më e rëndë që duhej të mbart'te do të ishin virtytet, ruajtja e tyre në atë botë të ndryshme prej asaj që po linte pas, ruajtja e identitetit dhe "besës" që i kishim dhënë njëri tjetrit. Do të ishte i vetëm, në një botë aq të madhe, kozmopolite e me aq shumë mundësira për të përparuar aq sa edhe për të gabuar! Sa vështirë do ta kishte të zgjidhte udhën e drejtë, atë të duhurën, në kaosin dhe pafundësinë e alternativave?

Përpara se im bir të dilte nga shtëpia i kisha dhënë një copë letër të shkruar bukur me disa këshilla, postulate, të cilat më kishin udhëhequr shpesh herë në jetën time, që kur rashë në kontakt me shkrimtarin më të madh të të gjitha kohërave, Uilliam Shekspirin. Në atë letër gjëndeshin këshillat që Polloni i jep të birit Laertit, kur e nis për studime në Francë, tek tragjedia Hamleti. I thashë të "shkruante në mëndje" ato që Noli i kishte përkthyer aq magjishëm në shqip:

*Shkruaj në mëndje këto që po të them*
*Në kokë ç'ke, mbi gjuhë mos e nxirr,*
*Mos shfaq me vepër një mendim pa vend!*
*Ji familjar, po jo vulgar aspak.*
*Mikun, që ia provove dashurinë,*
*E lidh në shpirt me rrathë prej çeliku;*
*Po mos lodh dorën duke përkëdhelur*
*Çdo shok të ri, çdo zog pa pendë.*

Dhe ashtu si babai të birin e këshillova për paranë, për besën, miqtë, virtytet dhe veset njerëzore. Ia lëshova letrën në dorë. I fola butësisht me dashurinë e prindit dhe përkujdesjen e mësuesit, zgjuarsinë e Shekspirit, zërin e Pollonit dhe në shqipen e Nolit, iu luta:

"Mbaji këto këshilla me vete! Lexoji, shikoji, kujtomë dhe medito! Mirë është t'i ngjisësh në murin e dhomës, aty ku do të flesh. Mbaji ndër sy, por jo vetëm; lexoji sa më shpesh dhe përpiqu t'i mbash Besën vetes! Ke shumë peshë për të mbajtur mbi supe atje në Amerikën e Madhe. Do ta ndjesh sapo të jesh atje!"

U ndava me të, por nuk ia hiqja dot sytë. Në mjegull lotësh e ndiqja nga xhamat e këtej kufirit të aeroportit, teksa u ul në një stol dhe e hapi atë letër. Pastaj më humbi nga sytë, ndërsa vazhdoja ta kërkoja në morinë e njerëzve që largoheshin. Kisha shumë besim se do të shiheshim shpejt. Ai ishte i ri dhe historinë e njihte nga leximet, aq sa i

lejonte mosha, por asnjëherë nuk peshon ajo dije që nuk është e skalitur mirë në zemër...

**Etyd 2 – Ibrik Tepe – Turqi, 1996**

…Bashkë me Dr. Xhon Freelyn, një profesor i njohur i Universitetit "Bogazigi" në Stamboll dhe Emin Sahatçiun, botues i revistës "Cornocupia", u nisëm nga Stambolli për në fshatin Ibrik Tepe, vendi ku ka lindur Fan Noli ynë.  Arritëm pas tre orësh. Ai ishte një fshat me pluhur, me fare pak asfalt, vetëm në qendër. Dikur fshati ishte quajtur Qyteza dhe ishte i populluar prej shqiptarësh ortodoksë të vendosur aty nga Jugu i Shqipërisë, pas një ç'popullimi që kishte ndodhur me vendasit që jetonin në Perandornë Osmane. Tani ishte thjesht një fshat tipik turk. Në fakt nuk kishte ndonjë gjë të veçantë mbresëlënëse. Pyetëm ca fshatarë që gjetëm aty, nëse dinin ndonjë gjë për shqiptarët dhe jetën e tyre. Asnjëri nuk dha ndonjë përgjigje të saktë. Ata ishin myslimanë të zhvendosur kohë pas kohe nga Bullgaria dhe të vendosur aty, ndoshta gjatë luftërave të fundit. Vazhduam të ecnim nëpër fshat, deri sa dikush na ftoi të vizitonim disa shtëpi, të cilat kishin dyer shumë të vjetra me dekorime të veçanta. Na lanë të vizitonim tri ose katër prej tyre.  Secila i kishte dyert e brendshme me disa ngjyrime që nuk kishin asnjë ngjashmëri me ornamentet myslimane. Ato nuk kishin ikona të pikturuara, por pllakat e brendshme të kornizave të dyerve ishin të mbuluara me vizatime shumëngjyrëshe që të kujtonin jetën e banorëve të mëparshëm jo-myslimanë.  Dr. Freely, Emin Sahatçiu dhe unë padyshim, filluam të bënim fotografi. Pastaj u ulëm në një kafe fshati dhe u përfshimë në një diskutim plot pasion, se si duhet të kishte qenë jeta në atë vend për shqiptarët e asaj kohe, të cilët kishin lënë vendin e tyre. Ishin kohërat e perandorisë, kur jeta për ta kishte qenë aq e vështirë.  Më pas shkuam te Bashkia e Ibrik Tepesë dhe takuam kryebashkiakun. Ai ishte një burrë i thjeshtë, por jo me aq dijeni rreth historisë. I shpjeguam qëllimin e vizitës sonë. I treguam për një bir të atij fshati, një prift, një poet, muzikant, studiues, shkrimtar dhe përkthyes. Duket se asnjë nga këto nuk i bëri ndonjë përshtypje, deri sa i përmendëm se ai ka qenë edhe politikan dhe madje edhe Kryeministër i Shqipërisë për një farë kohe, në vitin 1924. Ky fakt i preku atij nervin e politikanit të vogël provincial. Ndoshta mendoi se një kryeministër nga fshati i tij mund t'i jepte

edhe atij ndonjë shenjë trashëgimie për të bërë karrierë në nivele më të larta politike përtej kasabasë së tij. Menjëherë kërceu dhe gufoi: “Allah Allah! Prej këtij fshati paska dalë një Kryeministër?!”

Më pas diskutuam për mundësinë e vendosjes së një busti të Nolit në fshatin e vogël. Kryebashkiaku ishte dakord me këtë ide, por nuk e dinte se si mund të financohej një projekt i tillë. U ktheva në Stamboll dhe e raportova këtë çështje tek qeveria shqiptare. Nuk vonoi shumë dhe u largova nga Turqia para se të mund të merresha me vendosjen e ndonjë monumenti të Fan Nolit. Nuk bëra dot asgjë në atë kohë, por fara e një nisme të tillë tashmë ishte mbjellë. Vitet kaluan dhe dëshira e fortë e asaj dite, u bë realitet. Busti, vepër e skulptorit Andrea Demçe, u vendos nga autoritetet shqiptare dhe diplomatët tanë në Turqi për nder të 100-vjetorit të shpalljes së Pavarësisë dhe 130-vjetorit të lindjes së vetë Fan Nolit. Ky bust qëndron krenar në atë qytezë, siç jemi ne krenarë për veprën që Noli na ka lënë trashëgimi deri më sot.

Vite më vonë, këtë histori të thjeshtë pata nderin ta tregoja përpara grigjës së Kishës së Shën Gjergjit, e themeluar nga Fan Noli në Boston, përkrah At Arthur Liolinit. “Ishin” Noli, Dielli dhe Vatra që gjëndeshin aty atë ditë. Unë i shihja ato në portretin madhështor të At Arthurit dhe fytyrat e gëzuara të shqiptaro - amerikanëve që mbushnin kishën deri tek altari.

### Etyd 3 – Notes on Albania – Londër, 2014

…Noli dhe Vatra më ndoqën në shumë udhëtime të jetës. Ashtu sikundër ato na dhanë neve aq shumë, mundohesha t’ua ktheja me çdo formë. Ndër to spikaste “mburrja” për kulturën tonë kombëtare. Çelësi për të hapur dyert e njohjes së të huajve me ne shqiptarët ishte gjetur tek “Notes on Albania” të cilën e organizuam disa herë në Londër. Midis shumë artistëve shqipëtarë, shqiptaro britanikë dhe britanikë, spikati edhe shkrimtari anglez, përkthyes i disa veprave nga gjuha shqipe në anglisht, Robert Uillton. Ai u ngjit në skenën e teatrit King’s Place dhe recitoi në gjuhën angleze përkthimin e vjershave shqipe nga De Rada, “*Çfarë është më e ëmbël se një puthje*”, elegjinë “*Vajtimi i Ajkunës*” nga Eposi i Kreshnikëve, poemën “*Kristal*” nga Ismail Kadare dhe këngën “*Moj e bukura More!*” Salla, plot me

anglezë, shpërthente në duartrokitje pas çdo interpretimi të tij. I inkurajuar nga suksesi ai bëri një deklaratë, e cila na bëri shumë krenarë. Ai, pak a shumë tha:

> *"Nëse ne anglezët do të kishim patur fatin e lumtur që të kishim të përkthyer letërsinë shqipe aq bukur, sa ç'është e përkthyer letërsia jonë angleze në shqip, e veçanërisht Shekspiri nga i madhi Fan Noli, atëherë do të kishim kuptuar se shqiptarët kanë një letërsi të madhe dhe shumë të bukur që në shumë raste shkon paralel me letërsinë tone angleze."*

Ishte një vlerësim i madh për letërsinë shqipe. Aq më tepër që ai e zotëron mjaft mirë gjuhën tonë.

…Në rininë tonë Shekspiri dhe Fan Noli ishin sinonim i njëri -tjetrit. Ndërsa i pari për ne ishte i njohur për veprat e tij të shkruara, i dyti shquhej për përkthimet e tij të mrekullueshme. Thuhet se Shekspiri "fliste" në shqip, po aq mirë sa në gjuhën e vet. Përkthimi i Nolit, ku në shumë raste ka futur elemente që nuk gjënden në anglisht, e bëjnë Shekspirin të tingëllojë po aq bukur edhe në shqip. Ai i ka qëndisur me mjeshtëri veprat e Shekspirit, sa shpesh duket sikur vetë origjinali është në shqip. Për shembull, përkthimi i Hamletit nga Noli në disa pjesë mbart një identitet krejt shqiptar:

> *"Oh le të qajë i plagosur dreri*
> *E le të lozë e pangarë dhia*
> *Se njëri fle e tjetrin e zë vreri*
> *Kështu na qenka bota njerëzia"*

Eshtë një përkthim aq virtuoz, sa i bëri shqiptarët, si rrallë ndonjë komb tjetër, të dashuroheshin me Shekspirin.

**Etyd 4 – Me vatranët në New York, 2012**

…Dashurine për simbiozën Shekspir - Fan Noli, ia kisha shprehur mikut tim, historianit, studjuesit dhe njërit prej koleksionistëve më të shquar të librit shqip për shqiptarët jashtë atdheut, z. Idriz Lama, ish gazetar i Zërit të Amerikës. Ishim në New York. Një ditë të bukur, kur VATRA e Nolit më dha një shpërblim shumë të madh, duke më njohur si

'Antar Nderi i Vatrës’, z Lamaj më dhuroi një koleksion veprash të Shekspirit, “*Jul Qezarin*", "*Hamletin*", "*Makbethin*", në botimin e tyre të parë në gjuhën shqipe, atë të viteve njëzet të shekullit të kaluar.

Në morinë e ecejakeve të herë pas hershme nga një vend në një tjetër, një ndër gjërat e pakta që nuk i ndaj prej vetes janë pikërisht këto vepra, një nga thesaret e mia të vogla, që mbushin raftet me libra dhe shpirtin me perla penash e mendjesh të mëdha, si ajo e Shekspirit dhe Nolit.

**Etyd 5 – Stratford mbi Avon – Angli, 2015**

…Gjatë vizitës në atë që njihet si shtëpia ku ka jetuar Uilliam Shekspiri në Stratford mbi Avon, u ndesha me një ngjarje shumë interesante. Njeriu i parë të cilin takova në atë museum, ishte një burrë i madh, i shëndoshë, i veshur me rroba të kohës së Shekspirit, me xhaketë të kuqe, kapele të madhe dhe killota të gjëra. Ishte i plotë, i buzëqeshur, ndërsa detyra e tij ishte të priste miqtë dhe t’u thoshte mirëserdhët në anglishten e Shekspirit. Fill pas kësaj përshëndetje, ai i pyeste vizitorët:

“Nga jeni ju zotëri?”

Kështu pasi pyeti disa vizitorë, të cilët qëlluan të ishin amerikanë, na erdhi rradha edhe neve. Iu përgjigja se ishim shqiptarë.

“*Mirëdita”*, ma ktheu ai në gjuhën shqipe.
“*Mirësevini në këtë shtëpi*!”

Mbeta i shtangur... Ai burrë aty të më fliste shqip?!

*“Mirësejugjeta*!” -iu përgjigja.

Pastaj ai vijoi në anglisht, ndërkohë që e kishte kuptuar shikimin tim të befasuar nga “shqipja” e tij.

“Po, ju, hmm, si ka mundësi… sa mirë që dini shqip!” - i thashë në gjuhën angleze por me një lloj krenarie të brendshme shqiptare.

“ Oh, jo jo, unë di disa fjalë”, - më tha, “por jo se mund të flas mirë shqip. Ju a jeni nga Tirana?” - më pyeti në anglisht.

E gjeta me vend t'i gjegjesha! – "Po andej jam".

"Shumë mire!" më tha.

"A keni qenë ndonjëherë në Shqipëri? - e pyeta.

"Jo", - ma ktheu, - por kam dëshirë të shkoj. Dua të shoh Skutari, Kruxha (Kruja) dhe Elbasani.

"Sa mire", - i thashë, "po çfarë të bën të ndjehesh kështu, i interesuar për Shqipërinë?"

"Hëm, keni të drejtë. Unë jam shekspirollog. Kjo më ka bërë që të hulumtoj se si është përkthyer Shekspiri në gjuhë të ndryshme të botës. Ju keni patur një përkthyes të famshëm, një prift ortodoks me emër Fan Noli. Falë tij, mendohet se Shekspiri tingëllon në shqip më mirë se në shumë gjuhë të tjera të botës. Këtu vijnë nganjëherë turistë shqipëtarë. Unë bisedoj me ta. Kam mësuar se Kruja është qyteti i Heroit tuaj Kombëtar, Skënderbeu, ndërsa Sheshi kryesor në Tiranë mban emrin e tij. Kaq di, por kam një dëshirë të madhe të di më shumë për të. Shekspiri ju ka përmendur edhe juve ilirëve, në Iliri", shtoi ai.

"Oh", - vazhdova me një pasthirrmë që nxitoi të më dilte, "kjo është shumë e vërtetë. Ai e gjeti frymëzimin në Iliri për një ndër veprat e tij më të bukura, "*Nata e Dymbëdhjetë*". Lidhur me këtë vepër të Shekspirit, Kenneth Muir ka shkruar një libër analitik, me titull "*Udhëtim në Iliri*". Në kapitullin e njëzet e nëntë, libri analizon pikërisht veprën në fjalë. Edhe Teatri ynë kombëtar ka luajtur dhe luan pjesë të Shekspirit. Një prej tyre, Henry i IV është interpretuar edhe në Teatrin Globus, në Londër, në vitin 2012."

Në të ikur e pyeta për emrin. Quhej Paul Earl.

Biseda me të nuk mund të zgjaste më, por edhe unë nuk mund të isha kurrsesi më i kënaqur, se sa të flisja për një emër të dashur shqiptar, Nolin, dhe ku? Në vendlindjen e Shekspirit!

**Etyd 6 – Amaneti, New York, 2019**

Pas kaq vitesh e ngjarjesh, i kthehemi shpesh asaj letre-amanet, të vitit 1997 në Stamboll. Takohem shpesh me tim bir, tanimë burrë, familjar, shtetas i Amerikës dhe e kujtojmë atë ditë të mbushur me dhimbjen e ndarjes, që Amerika e ktheu në të ardhme fatlume. Në harkun e një jete, ato që kishte shkruar Shekspiri dhe përkthyer Noli:

*Këtë përmbi të gjitha: mbaji besë vetes!*

...ishin Këshilla që na vlejtën aq shumë, mes gjërave të tjera të vyera që i gjetëm në Amerikë.

Aty, gjetëm edhe DIELLIN që na e ngroh VATRËN.

New York, 2019.
(Për 110 vjetorin e DIELLIT)

# APOSTULLI I ILIR IKONOMIT NË NEW YORK
## Përshtypje personale
# NGA PROMOVIMI I LIBRIT APOSTULLI I ILIR IKONOMIT NË NEW YORK




**Shkruar nga Mal Berisha**

**HYRJE**

Duket qartë se edhe pas afro dy muajsh që nga ditët e Panairit të Librit 2023 në Tiranë, emri i mirë që bëri libri APOSTULLI i autorit Ilir Ikonomi vazhdon të jehojë tashmë edhe në anën tjetër të Atlantikut dhe pikërisht në New York.

Sigurisht, mjetet e sotme të shumta për shpërndarjen e informacionit, duke përfshirë radio, televizion, gazetat dhe rrjetet sociale, kanë çdo të drejtë, në opinionin tim, ta cilësojnë këtë libër si një kontribut me vlerë dhe një shtesë inovative në antologjinë biografike të personaliteteve të shquara të kombit tonë. Ky është libri i katërt I botuar nga ky autor, dhe sipas vlerësimit tim, ai sjell vlera të shumta, duke e pasuruar kështu bibliotekën e librave të tillë në vendin tonë.

Në fakt, libri paraqet një rrëfim tërheqës dhe të saktë, duke nxjerrë në pah një paralelizëm mes jetës së Fan Nolit, një klerik i shquar patriot, dhe historisë së organizatës që ai vetë themeloi, Federatës Pan-Shqiptare të Amerikës, VATRA, së bashku me gazetën shqiptare më të vjetër, “Dielli”, e cila vazhdon të botohet edhe sot.

Në veçanti për këtë rast, do të doja të ndaja disa përshtypje nga momenti i përurimit të librit që autori Ilir Ikonomi prezantoi para drejtuesve dhe një numri të konsiderueshëm anëtarësh të Federatës Pan-Shqiptare të Amerikës, VATRA, dhe të Këshillit Shqiptaro-Amerikan në New York.

**RETROSPEKTIVË – NË IBRIK TEPE**

Në një fjalë të thjeshtë të rastit, pata nderin të ndaja me të pranishmit kënaqësinë e të qenurit një prej shqiptarëve “të paktë” ndoshta, që e kanë vizituar fshatin Ibrik Tepe, vendin e lindjes së Theofan Stilian Nolit. E bashkë me të I paraqita autorit edhe përgëzimet e mia për librin.

Tani, duke lexuar librin “APOSTULLI”, më duket sikur në sy më vijnë imazhet e atij fshati ku dikur kishin lëvizur Nolianët, Gjergji, Stiliani, Maria, Sumba, Sulltana, Dhimitri, xhaxha Tasi, etj.

**KRITIKA E LIBRIT**

Jam i sigurt se kritikat dhe vlerësimet për këtë libër do të jenë të shumta. Kjo ndodh jo vetëm për shkak të cilësive të veçanta të librit, por gjithashtu edhe për shkak të natyrës shpeshherë kundërthënëse të vetë figurës së Fan Nolit. Në vështrimin tim, ajo që ka bërë autori është de-legjendarizimi, de-heroizimi i tepërt, çmitizimi dhe humanizimi i personazhit të tij, duke e sjellur atë në një nivel më real dhe më tokësor. “Kritika” e mëparshme, veçanërisht ajo me prirje të majta, e idealizon Fan Nolin duke vënë në pah tendencat e tij të majta dhe lidhjen e tij me bolshevikët, pa shqyrtuar ndonjë mangësi të mundshme në personalitetin e tij. Ilir Ikonomi paraqet një “ngerç” të habitshëm midis Nolit klerik, i cili “kungohet” tek Kisha Ruse e cila më vonë bëhet njësoj se në Shqipëri, viktimë e bolshevizmit.

Unë, si lexues i vëmendshëm dhe simpatizant i Nolit për pjesën e tij të kontributit patriotik dhe letrar në gjuhën shqipe (jo për atë politik në Shqipëri),

shoh tek ai një figurë pragmatike, i cili për të mirën e atdheut, ashtu siç e koncepton ai, është i gatshëm të bëjë kompromise me këdo. Teologjia e tij, studimet fetare, përkthimi i lutjeve ortodokse në gjuhën shqipe, ushtrimi i detyrës së priftit, ngjajnë më shumë me Nevojën sesa me Besimin e tij fanatik. Kur them Nevojën, e lidh atë edhe me faktin se ai nuk ishte i “prerë” për punëtor sharrash apo llamarinash, si shumë emigrantë të tjerë të kohës. Në të kundërt ai kishte zgjedhur një jetë intensive intelektuale.

Por kjo zgjedhje nuk i jepte atij mundësinë e një jete normale andaj e gjeti kishën si mjetin e tij të jetesës. Tek kisha ai gjeti instrumentin më efikas për t’i shërbyer kombit duke e tëhuajtur atë pjesë të popullsisë shqiptare të besimit ortodoks (midis tyre edhe ca grekofilë) nga influencat anti – shqiptare të kishës greke dhe duke i tërhequr ata në anën e lëvizjes patriotike që ai vetë inicioi.

Në fillim të librit, ai paraqitet si një person që nuk i besonte aq shumë fesë. Megjithatë, më vonë bëhet kreu i kishës. Arsyetimi për këtë, sipas interpretimit tim të librit, është se ai ndjente se Kisha Ortodokse e predikuar në gjuhën greke ishte një rrezik i jashtëzakonshëm për ekzistencën e kombit shqiptar.

Por kisha greke kurrë nuk do të kungonte një prift shqiptar – folës që të ngjitej në altar dhe t’i tregonte shqiptarëve se kush ishin në të vërtetë në gjuhën e tyre. Prandaj, duhej një kishë tjetër për t’u shunguruar, dhe u gjet ajo ruse. A ishin rusët caristë miq të Shqipërisë në atë kohë? Jo! Mos të harrojmë se Noli merret me Kishën Ruse më pak se tre dekada pas vendimeve të Traktatit të Shën Stefanit të vitit 1878, i cili shënon copëtimin e parë të trojeve shqiptare në favor të fqinjëve sllave dhe ortodoks.

Autori, Ikonomi, nuk tenton të na bindë me fjalët e veta për drejtësinë e veprës së Nolit i cili u dorëzua në Kishën Ortodokse Ruse në New York. Ai na jep vetëm faktet. Por fakt është se pa atë ndihmë, ndoshta edhe pse në Amerikë priftërinjtë ortodoks rusë nuk ishin aq të molepsur me politikat anti – shqiptare cariste në Ballkan dhe se, edhe ajo vetë, pra kisha ruse, donte të shkëputej nga Fanari dhe ndikimi grek, gjë që ndoshta e donte edhe për kishat ortodokse të popujve të tjerë me besim ortodoks.

Libri na paraqet përpjekjet e Apostullit, i cili kurrë “nuk u rehatua financiarisht.” Në çdo faqe të librit, zbulohet shqetësimi i tij për të mbijetuar në masën që të mund t’i shërbente atdheut dhe kishës. Kjo përpjekje ishte aq e mundimshme por edhe aq fisnike, sa të mund të botonte “Diellin”, të ndihmonte në edukimin e shqiptarëve të Amerikës, të ndërtonte Kishën Autoqefale Shqiptare, të themelonte dhe drejtonte Vatrën, të përkthente Sheksipirin, Sevantesin, Ibsenin, dhe t’a bënte çështjen shqiptare të njohur në qarqet amerikane, duke luftuar edhe me varfërinë e tij çdo ditë.

Vështirësitë e jetës së tij, Ilir Ikonomi, i paraqet me aq shumë fakte, sa të bën të mendosh se vërtetë vetëm një njeri i tillë, ASKET, që kishte kaq pak pretendime për jetën e tij personale, mund t’i shërbejë atdheut me aq devotshmëri e përkushtim. Ai arrin që ata shqiptarë analfabetë, emigrantë, punëtorë fabrikash, edhe pse në një numër shumë herë më të vogël se ata që jetojnë sot në Amerikë, të kontribuonin edhe financiarisht aq shumë sa të “Jepnin për Nënën”

Ky mund të jetë një mësim për shqiptaro-amerikanët, tashmë të rehatuar në këtë vend të lirisë dhe mundësive të pafund.

## BISEDË ME VATRANIN IDRIZ LAMAJ

Në një bisedë krejt spontane me vatranin e njohur Idriz Lamaj, ish-gazetar i Zërit të Amerikës, më tregoi këto ditë se ai e kishte vizituar apartamentin ku ka jetuar Fan Noli në Boston.

“Jeta e tij ishte më e thjeshtë se sa mund të bënte një njeri i kategorisë së tij. Por pikërisht në atë apartament janë shkruar dhe nisur letra, dokumente, traktate, madje edhe libra, të cilat kanë pasur një ndikim shumë të madh në çështjen e ekzistencës së shtetit shqiptar dhe në kulturën shqiptare”, thotë zoti Lamaj.

## AUSTRIAKËT DHE ITALIANËT

Ato që sjell autori në këtë libër – lidhjet e Nolit (dhe të Konicës) me austriakët dhe italianët – na japin një pasqyrë shumë interesante të përpjekjeve të tij për t’u mbështetur tek i vetmi shtet, ose të vetmet shtete, të cilat po e ndihmonin Shqipërinë për pavarësinë dhe shpëtimin nga synimet grabitqare

greko-serbe. Megjithatë, ai e kupton se, ashtu si në veprën e Servantesit, Don Kishoti i Mançës, të cilin e ka përkthyer ai vetë në shqip, Shqipëria, e shpëtuar nga Austria dhe Italia, pësuan fatin e Andreas. Episodi i atij djali, të cilin e shpëton Don Kishoti nga duart e disa njerëzve që po e rrihnin, por më pas e liron duke e lënë në rrugë ku ai bie përsëri në duart e tyre për ta rrahur edhe më keq, është identik me atë që edhe Austria edhe Italia bënë me atdheun tonë: ndihmuan për pavarësinë dhe më pas e pushtuan njëra pas tjetrës…!? Aspekti tjetër i përpjekjeve të Nolit për t'a bërë Presidentin Wilson mik të Shqipërisë është një nga pjesët më të bukura të librit.

Ajo që konstatova nga libri, i shkruar kaq bukur, ishte se autori, duke e prezantuar figurën e Apostullit në një rritje graduale, gjithnjë kreshendo, ka arritur që të ruajë portretin e një njeriu që është i afërt me gjeniun, i veshur me të gjitha cilësitë e mira, por edhe ato të dobëta njerëzore, pa e idealizuar, lustruar, ose hyjnizuar panevojshëm atë.

**NJË KËSHILLË VLLAZNORE**

Unë do t'ju sugjeroja që, ashtu siç bënë vatranët duke sponsorizuar me mbledhje fondesh botimin e "Otellos" dhe shumë veprave të tjera të Nolit, edhe ky libër duhet të financohet nga Vatra për një botim me një tirazh sa më të madh. Pas kësaj, çdo shqiptar patriot, shqiptaro-amerikan, duhet ta lexojë dhe të mësojë se si respektohet ajo që përmendet shpesh me emrin "Kanunorja e Vatrës", zgjedhjet dhe shuarja e konflikteve që shfaqen sot brenda kësaj organizate.

Natyrisht, askush nuk pretendon që të kemi edhe sot një Fan Nol, Faik Konicë, Sotir Peci, Sali Butkë, Bahri Omar, Kristo Flloq, Petro Nini Luarasi, Kosta Çekrezi, Kristo Dako, Sevasti dhe Parashqevi Qiriazi, Mehmet Konicë, etj. Megjithatë, mësimet që sjell "APOSTULLI" i Ilir Ikonomit, nuk kanë pse të jenë vetëm stoli, por edhe një mënyrë sesi Vatra mund të rezistojë të mos kthehet në një relike historike, por një realitet efektiv me ndikim në fatet e kombit, si atherë në kohën e Apostullit dhe dishepujve të tij.

**Mal Berisha**
**Anëtar Nderi I Federatës Pan – Shqiptare të Amerikës VATRA**
**New York 29 dhjetor 2023**




**ÇMIMET E GAZETES DIELLI PER KONKURSIN E 110 VJETORIT**

– NJOFTIM ZYRTAR I JURISË PER NDARJEN E ÇMIMEVE TË KONKURSIT PËR 110 VJETORIN E GAZETËS "DIELLI" –





Në darkën e organizuar me 6 Prillt 2019 kushtuar 110 Vjetorit të Gazetës "DIELLI" u shpallën fituesit e Konkursit organizuar nga VATRA & Redaksia e DIELLIT me rastin e 110 vjetorit, ku morën pjesë 52 autorë, me esse, artikuj studimorë, reportazhe, libra për Editorët e VATRËS, libra historikë, Monografi, poezi etj etj. I falenderojmë të gjithë pjesmarrësit dhe e vlerësojmë shumë angazhimin e tyre. Pas seleksionimit për shkak të kritereve të paravendosura,u përzgjodhën 27 prej konkuruesëve për t'iu nënshtruar gjykimit përfundimtar të Jurisë për çmimet. Juria votoi në mënyrë të fshehtë gjatë takimit përfundimtar ditën e premte në Hyatt Grand Hotel në Manhattan.I falenderojme te gjithe anëtarët e Jurisë për angazhimin maksimal.

Juria e perbere nga: Dalip Greca – Kryetar; Merita B. McCormack-nenkryetare; Bujar Skendo sekretar; dhe anëtarë: Idriz Lamaj, Alfons Grishaj, Rafaela Prifti, dr. Arjeta Ferlushkaj, vendosi qe me shumice votash te vleresoje me çmime:

1- Çmimi i Gazetës "DIELLI" për Reportazhin më të Mirë" iu dha z. Mal Berisha"DIELLI QË NGROH VATRËN" dhe gazetarit Sinan Kamberaj"NË SHTËPINË E EDGAR POE-KORBI-NOLI".

2. Çmimi i Gazetës “DIELLI” për Studimin më të Mirë iu dha gazetarit Rafael Floqi për “Divergjencat mes Nolit dhe Konicës në dritën e DIELLIT”; Ernestina Halili(Gjergji) për ” Editori dhe dramaturgu- rasti Kristo Floqi” dhe Thanas Gjika”Vështrim Krahasimtar në studimet e Sotme për Faik Konicën”

3. Çmimi i Gazetës “DIELLI” për Esenë më të Mirë” iu dha Lindita Komani” Noli i Kuptuar”; Neka Doko” Noli, Konica & Dielli”, dhe Megi Permeti-stërmbesë e Aqif Përmetit për esenë “Në gjurmët e Ish Komandantit të Forcave Vullnetare të VATRËS, Menaxherit të Diellit, Aqif Përmeti”.

4. Çmimi i Gazetës “DIELLI” për Librin me të mire kushtuar Editorëve iu dha Fotaq Andrea”Faik Konica për Një shqiperi Europiane – Antologji”, Anton Çefa”-“Fjala shqipe si zjarri i shejtë” dhe Andon Andoni “Kostë Çekrezi…I treti i Munguari”.

5. Çmimi per librin me te mire per 110 vjetorin e Diellit iu dha gazetarit Roland Qafoku”100 Vrasjet më të Bujshme në Historinë e Shtetit Shqiptart”, Entela Komnino” E Vërteta për Fan S. Nolin”; dhe Nikollë Loka & Nikolin Kurti “I lumi Dom Shtjefën Kurti, Dëshmitar i Kishës Martirë”.

Konkurentë për të fituar çmimet nga autorët e seleksionuar ishin edhe: Agron Alibali për Studimin” MEHMET KONICA , BURRË SHTETI, DIPLOMAT I SHQUAR “, Muharrem Shqarri për librin “Miku i Shqiptarëve Aubrey Herbert”, Donika Omari për librin kushtuar editorit të DIELLIT Bahri Omarit, Prof. Skënder Blakaj për studimin: “Skënderbeu” i poetit amerikan Henri Longfellou në shqipërimin dhe misionin patriotik të Fan S. Nolit- , Meri Lalaj për” Qiri për shpirtin Tënd- Andon Frashëri”, Gladiola Busulla për “Intermexo me Konicën për shqiptarët”, Keze Kozeta Zylo për ” Shën Noli dhe Gjuha shqipe- e ëmbel si qumështi i nënës”, Gani Vila për punimin” Vatra, e ardhmja e Lobit shqiptar te Amerikës- një analizë programatike”, si dhe autorët: Mimoza Hysa, Alma Liço, Reshat Kripa, Xhylie Ibrahimi, Luan Çipi, Luan Kalana, Qebir Hoxha, Abdurrahim Ashiku e të tjerë. Një falenderim i veçantë shkon për poetët që na dërguan poezitë e tyre për Konkursin: Carrie Hooper, Namik Selmani, Fuat Memelli, Neki Lulaj e te tjere. Për arsye

se në Konkursin e shpallur nuk përfshihej poezia, Juria e pa të arsyeshme që të mos jepte çmime për poezinë më të mirë.Ato, ashtu si dhe shumVatra, e ardhmja e Lobit shqiptar i Amerikës, një analizëprogramatike prej punimeve nVatra, e ardhmja e Lobit shqiptar i Amerikës, një analizëprogramatike gjinitVatra, e ardhmja e Lobit shqiptar i Amerikës, një analizëprogramatike e tjera do të botohen në faqet e DIELLIT.



Z. Agim Rexhaj, nënkryetar i Federatës Pan-Shqiptare të Amerikës “Vatra”, duke ndarë çmimet.

# FEDERATA VATRA PROMOVOI LIBRIN E AMBASADORIT MAL BERISHA:” CHARLES TELEFORD ERICKSON- JETA DHE VEPRA PËR SHQIPËRINË DHE NË SHQIPËRI”



**FAQJA 1**

“Mal Berisha, aktualisht Ambasador i Republikës së Shqipërisë në Mbretërinë e Bashkuar dhe në Republikën e Irlandës, për të gjithë ata që e njohin, e kuptojnë fare mirë se, ndonëse ai është një diplomat i arrirë, përmes këtij botimi ai vjen edhe si një studiues, një person që merret me meditimin”, ka thënë Ambasadori i SHBA në Tiranë, z. Aleksandër Arvizu.

**Nga Beqir Sina – New York**

YONKERS, NEW YORK – Shkrimtari, publicisti dhe analisti i çështjeve politike, Ambasadori i Shqipërisë në Londër dhe jo rezident në Republikën e Irlandës, z. Mal Berisha, promovoi në Royal Regency Hotel librin: “Charles Telford Erickson, jeta dhe vepra për Shqipërinë dhe në Shqipëri”.

Autori është Anëtar Nderi i Federatës Pan-Shqiptare të Amerikës "Vatra", ashtu siç kishte qenë dikur edhe vetë Ericksoni. Promovimi u mbajt në kujdesin e "Vatrës", me pjesëmarrjen e dhjetëra drejtuesve të organizatave shqiptaro-amerikane, komuniteteve fetare, përfaqësuesve të Shqipërisë dhe Kosovës, studiues, artistë, lexues dhe familjarë të autorit.

Ky libër ishte promovuar më parë edhe në Tiranë, me pjesëmarrjen e Kryeministrit të Shqipërisë, z. Sali Berisha, ambasadorëve të SHBA dhe Britanisë së Madhe, akademikëve dhe tre pasardhësve të Ericksonit: Poul Telford Erickson Jr., Mary Morris dhe Donald Johnson. Ai u paraqit edhe në Londër, në një promovim nga Shoqata Anglo-Shqiptare, me bashkëpunimin e Ambasadës së Shqipërisë dhe në praninë e Presidentit të Nderit të saj, Prof. Noel Malcolm.

Në promovimin në New York morën pjesë z. Dritan Mishto, Konsull i Përgjithshëm i Shqipërisë në NY, Dr. Gjon Bucaj, kryetar i “Vatrës”, nënkryetari z. Agim Rexhaj, z. Naim Dedushaj nga qeveria e Kosovës, Harry Bajraktari dhe diplomatë të tjerë shqiptarë.

Në sallë ishte vendosur një ekran i madh me prezantim video (PowerPoint), me flamujt shqiptar dhe amerikan në dy anët e podiumit. Promovimi nisi me himnet kombëtare të SHBA dhe Shqipërisë. Moderatorja znj. Miriana Bulku paraqiti autorin dhe theksoi vlerat e Ericksonit si një amerikan që i kushtoi jetën çështjes shqiptare.

Dr. Gjon Bucaj vuri në dukje se ky botim është histori, kujtesë dhe nderim ndaj miqve amerikanë, që u bënë pjesë e historisë sonë kombëtare.

Znj. Bulku theksoi se pas 75 vjetësh harrese, Erickson rivjen në kujtesën kombëtare nëpërmes një vepre të mbledhur, sistemuar, përkthyer dhe botuar

nga Ambasadori Mal Berisha. Fjalë mori edhe z. Idriz Lamaj, i cili analizoi librin dhe veprën e Ericksonit në fushën e publicistikës.

Të pranishëm ishin dhe nipër të Ericksonit, Donald dhe Bob Johnson, bijtë e Grace Elizabeth Johnson-Erickson, e lindur në Manastir në vitin 1911. Ata sollën kujtime të vyera nga jeta e gjyshit të tyre me shqiptarët.

Z. Harry Bajraktari vlerësoi lart librin dhe figurën e Ericksonit si lidhës i hershëm i miqësisë mes SHBA dhe Shqipërisë. Konsulli Mishto theksoi se ky libër ndihmon në zbulimin e kontributit të një amerikani që kishte ndikuar në jetën e Elbasanit dhe Shqipërisë.

Z. Agim Rexhaj e cilësoi promovimin si një vepër të madhe, që pasqyron miqësinë e përjetshme mes dy kombeve. Znj. Elida Reçi theksoi që "Vatra" mbetet një vatër e vërtetë patriotike, e gatshme të ruajë lidhjet me SHBA.

Ambasadori Mal Berisha, me punë tri-vjeçare, solli për lexuesin veprën e Ericksonit, që kishte jetuar në Shqipëri nga 1908 deri 1939. Ai kishte qenë misionar, themelues i Shkollës Shqiptaro-Amerikane të Bujqësisë në Kavajë dhe i shkollave për vajza.

Erickson ishte delegat në Konferencën e Paqes (1919), komisioner për Shqipërinë në SHBA (1921–1922), dhe përfaqësues i “Vatrës” në OKB (1945). Vepra e tij është ruajtur dhe përmbledhur në 4000 faqe të dokumentuara dhe tani botohet nga Mal Berisha si një kontribut për historinë e miqësisë shqiptaro-amerikane.

Ky libër, i pasur me dokumente, letra, analiza dhe figura historike, është një gur themeli në kujtesën kombëtare dhe trashëgiminë kulturore mes dy kombeve.

# “AMBASADORI I PUSHTETIT TË BUTË” MAL BERISHA DHE AMERIKA MIKE E SHQIPTARËVE



**Nga Marjana Bulku**

Mal Berisha, një ambasador që punon shumë , takon miq , të zakonshem, te jashtzakonshem , hulumton historinë tonë nëpër anale alternative, bën kërkime mbi amerikanë që e deshën Shqipërinë në kohën kur ajo ishte në vetizolim dhe të gjitha këto i dokumenton dhe publikon në mënyrë dinjitoze si një trashëgimni historike dhe kulturore për brezat.

Libri “Ambasador i pushtetit të butë “ vjen në Vatër pas një serie promovimesh;në Tiranë , Durrës , Korçë, tregues ky i rëndësisë dhe efekteve ndikuese që kjo vepër ka në mjediset akademike, mediatike dhe pa dyshim edhe në ato diplomatike.

Pushteti i butë ambasadorial në kushtet e një realiteti kërcënues plot konflikte ndërkombëtare, kriza, pragluftë, e bën edhe më të domosdoshme këtë lloj diplomacie të butë pasi siç pohojnë manualet e shkencave politike fuqia e përqëndruar në vlera dhe parime është ajo që prodhon nder e normalitet dhe jo frikë e terror siç ndodh kur fuqia shtyp dhe kërcënon liri.

Ky libër përcjell mjaft mesazhe qytetarie në një botë të trazuar ku çdo individ pavarësisht detyrave që ushtron mundet të jetë patriot që e do kombin, respekton bashkëkombasin dhe mbi të gjitha historinë e tij me çdo të vërtetë të bukur apo të hidhur .Autori na mëson se çdokush mundet të jetë “ambasador” i vendit të tij pavarësisht territoreve ku jeton apo funksioneve që ushtron .

Dhe kjo vërtetohet më së miri në tri momente kyçe që autori i sjell përmes detajeve në këtë libër;

1.Në Amerikën mike për çeshtjet e Kosovës ku analizohet

-roli i i senatorit Robert Dole në vitet 1998-2000

-roli i Ligës qytetare Shqiptaro-amerikane në mbrojtje të çeshtjes së Kosovês

– bashkëpunimi me DioGuardin.

2.Kujtime nga baza Fort Dix dhe misionet humanitare amerikane që mirpritën dhe strehuan qindra kosovarë të dhunuar nga lufta dhe genocidi serb .

3.Roli i Vatrës dhe Diellit në dobi të çeshtjes kombëtare e parë kjo nga katër të huaj ;

1.Wilson teksa i thoshte Nolit “ Unë do të kem një zë në Konferencën e Paqes she ai zë do të jetë vetëm për Shqipërinë “.

2. Charls Telford Erickson mik i madh i Vatrës, misionar i palodhur çeshtjes shqiptare.

3. Edit Durham dhe veprimtaria e saj unike kushtuar Shqoërisë.

4.Aubrey Herbert i palodhur në bindjen e opinionit publik mbi drejtësinë e kërkesave të shqiptarëve

Mbi rëndësinë e Vatrës dhe veprimtarinë e saj është shprehur një ndër armiqtë tanë Eleftherios Venizellos kur thotë:"ishte Vatra ajo që na e hoqi nga dora Vorio Epirin" .

Aksioma se " asgjë nuk duhet ti shpëtojë syrit dhe veshit të një diplomati " ka gjithashtu vlera universale përderisa jetojmë në kohët kur e vërteta dhe mashtrimi bashkëjetojnë me ne realiteti nuk duhet të na rrëshqasë nga duart.

Përmes kujtesës dhe detajeve pëshkruese autori ruan , akumulon dhe ndërton histori mbi akte dhe veprimtari që i shërbejnë kujtesës individuale por edhe asaj kolektive. Protagonistët e veprave të Mal Berishës janë shqiptarë që e duan Shqipërinë, ashtu siç në fakt janë të gjithë protagonistët e veprave të tij..

A nuk ishte i tillë Charls Telford Erickson, amerikani që sakrifikoi aq shumë për Shqipërinë dhe shqiptarët?!

Po Herman Bernstein diplomati multifunksional që i dha emër dhe zë Shqipërisë së viteve 30 ?!

A nuk nxit dhe frymëzon dashuri për vendin dhe historinë tonë " Shqiptarët lisa mbi truallin ilir?!

Sepse ka një fakt madhor që nuk i shpëton dot syrit dhe veshit të lexuesit , është patriotizmi që përshkron në çdo faqe veprat e Berishës andaj thirrma " proud to be albanian " nuk është rastësore por esenciale në çdo shkrim dhe publikim të tij .

Me një larmi faktesh historike dhe përjetimesh, aktesh dhe nderimesh për to ,ky libêr lartëson kontributet individuale dhe kolektive , ato që përbëjnë historinë tonë të re e cila nuk duhet neglizhuar në asnjë stad të saj.

E parë nga të huajt, e përjetuar apo treguar, e studjuar apo përmes reflektimesh , ajo duhet shkruar dhe trashëguar , dhe kjo qasje perceptohet në çdo vepër të autorit Mal Berisha , që nga "Shqiptarêt lisa mbi truallin ilir"

, tek “Realitete Shqiptaro-Britanike” ,apo “ Jeta e jashtzakonshme e Charls Telford Ericksonit” pohojmë se krijimtaria e diplomatit Berisha është një udhërrêfyes për brezat për të njohur historinë, emrat që i dhanë jetë asaj në ditë kritike e duke nxitur qytetari aktive me çdo shqisë , veprim dhe mendim. Dhe po e tillë është edhe për ne si vatranë kjo vepër dhe të tjerat fakte e histori plot.

Henry Wadsworth Longfellow te Psalmi i jetës na mëson ;

Njerëzit e mëdhenj na kujtojnë

Se jetën mund ta bëjmë sublime

Dhe, duke ecur, të lëmë pas,

Gjurmët në rërën e kohës.

Falemnderit Ambasador që dhuron vepra të tilla kujtese e kujdesi për ne dhe brezat e ardhshëm.

**Marjana Bulku**

# NJË AMBASADOR I "PUSHTETIT TË BUTË" SI DIPLOMATI MAL BERISHA




**NGA DALIP GRECA**

Libri që promovojmë sot në Vatër ”Ambasador i Pushtetit të Butë” i diplomatit *par excellence* Mal Berisha mendoj se i kalon kufijtë e një ditari me shënimet dhe mbresat e një diplomati. Ai është më shumë se kaq, është një libër për dashurinë dhe devocionin ndaj Kombit, është një libër për diplomacinë dhe miqësinë, për historinë, humanizmin. Mbi të gjitha, siç ka edhe titullin, është një libër për *Diplomacinë kulturore* ose Pushtetin e butë, një libër që të mëson se si t'i duash njerëzit dhe vendin tënd me përkushtim dhe si t'i kapërcesh situatat e vështira pa u kthyer kurrë mbrapsht.

Libri është voluminoz me më shumë se 500 faqe, i organizuar në gjashtë kapituj-nga kreu parë tek gjashti, shkruar me një stil original që e dallon autorin se është vevetja, një stil rrëfimtar, emocional, përmes të cilit ambasadori Berisha e mbanë lexuesin të mbërthyer pas ngjarjeve, shumë prej të cilave të japin tronditje të fortë emocionale, ku shfaqet diplomati dhe njeriu.

Ai që rrëfen, pra ambasadori është jo vetëm diplomati, por mbi të gjitha njeriu, që ashtu si lexuesi ka shpirt që ndjen, shpirt që dhemb, dhe jo vetëm si prind për djemtë e tij, kur ndodhen të vetmuar para oqeanit të frikshëm të jetës, të mërguar në moshë fare të re, duke jetuar e u shkolluar larg prindërve, por edhe kur shkon nga kjo jetë i biri i një miku, siç është rasti i Atjonit të Visar dhe Eda Zhitit-ai vajton; apo kur humb jetën një pacient që kurohet në Stamboll, qoftë ai dhe i panjohur…Rrëfen një shpirt që ndjen edhe kur bën një punë të mirë për kombin, edhe kur zgjidh një çështje të komplikuar diplomatike, edhe kur merr një porosi urgjente, që të jep tension siç ishte rasti i marrjes së vizës për Presidentin Berisha në Konsullatën e Indisë në Stamboll, ndërkohë që pasaporta duhej marrë nga Tirana e duhej kthyer po në Tiranë me të njëjtin avion, kur kalkulimet kohore janë të limituara, krahas kohës së fluturimit vajtje-ardhje të avionit, i lejojnë vetëm një orë brenda dy fluturimeve: të udhëtimit të pasaportës Tiranë-Stamboll-kthim, dhe nisjes së presidentit Berisha drejt Kalkutës, ku do të merrte pjesë në ceremonive mortore, homazheve, varrimin, meshë për Nënë Terezën. Ndërsa ndjek dinamikën e veprimeve, nuk i shpëton ankthimit të rrëfimit.

Në libër ndesh dhe probleme madhore, çaste kritike për shtetin shqiptar, siç është rasti i vitit '97, kur fqinji ynë Jugor kërcënon integritetin e kufijëve

të Shqipërisë,- ky pretendues dhe lakmues i hershëm i trojeve jugore të Shqipërisë tenton ta shfrytëzojë situatën e krijuar në vitin e mbrapshtë, tenton të fusë trupat ushtarake dhe ta bënte fakt të kryer marrjen e “Vorio Epirit”. Shqipëria ndihet e kërcënuar. Zbritja me helikopter e zevendësministrit të Punëve të Jashtme, Kranis Idiotis në Kalanë e Gjirokastrës, prej nga iu bëri thirrje të ashtuquajturve ‘Grupeve të Shpëtimit Kombëtar’, që të mblidheshin dhe ta përmbysnin pushtetin e ligjshëm shqiptar dhe të vendosnin administratën greke në vend të tij, ishte një ngjarje e paprecedent, që e shqetësojë shumë diplomacinë e re shqiptare të shtetit demokratik. Dhe Konsulli Mal Berisha, që fati i dha mundësinë të ishte në vendin e duhur në kohën e duhur, ishte një nga tre diplomatët që vunë në lëvizje shtetin turk për të ndaluar të keqen.

Përmes librit lexuesi mëson se çfarë u luajt pas perdes, si dolën 12 pikat e Shtabit të Ushtrisë Turke në mbrojtje të integritetit të Shqipërisë. Së bashku me mikun e tij Enver Tali, konsullin e Kosovës, një mik dhe personazh i dashur për ambasador Mal Berishën, si dhe me Ambasadorin Shqiptar në Ankara, Skënder Shkupi, arritën të takonin numrin 2 të partisë qeverisëse, krahu i djathtë i zv/kryeministres dhe Ministre e Punëve të Jashtme në qeverinë e Erbakanit, Tansu Çiller. Ai i dëgjoi me vëmendje diplomatët shqiptarë, dhe pas kësaj bisede, lindi deklarata që përmbante 12 Pikat e Shtabit të Ushtrisë Turke, që e shpëtuan Jugun e Shqipërisë.

Pas bisedës Konsullit Mal Berisha iu dorëzua Letra e shtabit të Ushtrisë Turke, që u përkthye aty për aty dhe u dërgua në Tiranë dhe media ia përcolli atë publikut të gjerë.

Edhe shtypi turk menjëherë përcolli lajmin. Citoj:*“Tre diplomatë shqiptarë të akredituar në Turqi patën një takim shumë të rëndësishëm me personalitete të larta turke. Ata i paraqitën palës turke shqetësimin e madh për rrezikun që i kanosej vendit të tyre. Disa orë më vonë, diplomatët u njohën me një dokument prej 12 pikash nga Shtabi i Përgjithshëm i Ushtrisë Turke lidhur me aksionin, që do të ndërmerrej në Lindje të Greqisë në rast të një agresioni të kësaj të fundit ndaj Shqipërisë. Kjo bëri që planet greke të mbeteshin vetëm në lojën e fjalëve të qeveritarëve dhe në mendjet e sëmura të organizatave Vorio – Epiriote”.*

Po ashtu diplomacia shqiptare në Turqi ishte shtysë për takimi e 18 shoqatave shqiptaro – turke me Presidentin Turk Süleyman Demirel.

Cilat ishin pasojat pozitive?

-Më datën 29 Mars 1997, pas një takimi urgjent me Shefin e Shtabit të Përgjithshëm të Ushtrisë Turke, Gjeneralin Ismail Haki Karadaĝi, zv/ kryeministrja dhe Ministrja e Punëve të Jashtme e Turqisë,Tansu Çiller, deklaroi përsëri para shtypit dhe medias turke: *“Turqia është e vendosur të ruajë integritetin territorial të Shqipërisë dhe nuk mund të qëndrojë pasive ndaj ngjarjeve që kërcënojnë copëtimin e Shqipërisë. Përkeqësimi i situatës në Shqipëri është i palejueshëm dhe do të ishte turp për Evropën, ndaj nga ana e saj Turqia është e gatshme të bëjë gjithçka për stabilizimin e gjendjes në Shqipëri”.* -(Marrë nga e përditshmja turke “Turkish Daily News”, 30 Mars 1997).

Shërbimi dhe veprimtaria diplomatike në Konsullatën e Stambollit zënë 133 faqe të këtij libri, dhe përpos këtyre që përshkrova, në mendje të mbeten rrëfimet për Enver Talin – Marathonomaku i Lirisë, -Përfaqësues i Qeverisë së Republikës së Kosovës në mërgim, që në Dhjetor 1995, I ndihmuar edhe nga diplomacia jonë në Turqi, hapi përfaqësinë Republikës së Kosovës në Stamboll. Libri na njeh me veprimtaritë e shumta që u kryen përmes këtij institucioni gjysëm legal.

Me interes lexohen rrëfimet-Sa fé ushtrojnë shqiptarët?” -Takimi i Feve Monoteiste në Stamboll-(Vjeshtë 1993)-Si u kapërcye tendenca për t’i përçarë shqiptarët, duke e përcaktuar bektashizmin si fe të katërt, por diplomacia shqiptare në mirëkuptim me krerët fetar, arriti që ta shmangë “kurthin, që i kishin ngritur Shqipërisë, e cila e ka vlerë të trashëguar harmoninë fetare.

Me kurreshtje lexohet edhe vizita e Presidentit Sali Berisha në Turqi dhe organizimi i takimit të pa parashikuar me Presidentin Izraelit Ezer Weisman- si lexohen dy vizitat në Turqi e ish kongresistit republikan amerikan në vitet 1994 dhe 1995, President të Ligës Qytetare Shqiptaro-Amerikane Joseph DioGuardi, takimet me Yasemin Dobra Manço, mike e Shqipërisë, Parandalimi i rastit të Bosnjës në Kosovë, etj.

Me interes janë përpjekjet e Konsullit Mal Berisha në kërkim të gjurmëve të Nolit në vendlindjen e tij, Ibrik Tepe-Trakë, së bashku me professor John Freely, takimi me gazetarin Emin Sahatçiu; lobimi për çështjen shqiptare, veçanërisht për Kosovën e okupuar nga serbët etj.

Që në ditët e para të shërbimit diplomatik Konsulli Mal Berisha, duke pasur pranë një kryekonsull model, të kulturuar, intelektual klasi si z. Orhan Zarshati, nis aplikimin e filozofisë të pushtetit të butë, aq i domosdoshëm për shtete e kombe të vegjël. Veprimtaritë kulturore, ekspozitat, koncertet e artistëve me emër në Stamboll dhe Tiranë, nisi të japë frytet e diplomacisë aktive.

***

E përsëris, ambasadori Mal Berisha rrëfen bukur. Kur rrëfimi vjen nga shpirti ka sinqeritet, ai të bën për vete, të emocionon, ta drithëron qenien. Kur tregon fate tragjike të pacientëve shqiptarë që kuroheshin në Stamboll nga veshkat me ndërmjetësinë e Konsullatës shqiptare, falë një marrëveshje xhentelmenësh të arritur nga Ministritë e Shëndetësisë të dy vendeve, ku zbatuese e marrëveshjes ishte Konsullata Shqiptare, e cila duhej të përkujdesej për të sëmurët, për strehimin e tyre, për gjetje sponsorësh, por edhe për anën njerëzore. Lexuesi mbetet në ankth për fatin e secilit pacient, kur sheh se si konsulli bashkë me familjen bëhen jo vetëm strehë e parë e pacientëve, para se të shtroheshin në sptal, por ata kryenin edhe rolin e familjarëve të munguar për pacientët duke bërë sakrifica për t'iu ndodhur atyre pranë, kohë e pa kohë, natën dhe ditën. Shumë prej të sëmurëve me veshka që vinin nga Shqipëria mbartnin dhe infeksione që përbënin rrezik për familjarët e diplomatëve të Konsullatës, por ata I trajtonin sikur t'i kishin familjarë të tyre. Mendoj ky akt dhe të tjerë tregojnë fisnikëri po aq sa humanizëm. Dhe ishin jo pak që morën ndihmë në Stamboll, por 156 pacientë dhe pasi i shtronin për kurim, nuk harronin që t'i vizitonin në spital e të përkujdeseshin për ta .Përshkrimi i rasteve tragjike, kur pacientët nuk arrinin në spital, pasi humbnin jetën në udhëtim dhe duheshin kthyer në Shqipëri trupat e tyre, apo rasti i 13 vjeçarit Hasandoçi, që nuk i funksionin të dyja veshkat, nga që nuk u gjet një dhurues veshke, pranoi e ëma të bënte dhurimin e veshkës së saj, por fatkeqësisht organizmi i 13 vjeçarit nuk

u përshtat me veshkën e nënës dhe pas 2 muajësh ndërroi jetë në Shqipëri. Familja e konsullit pikëllohet sikur ta kishte njeriun e familjes. Por jo më pak dhimbje e përkujdesje mbart dhe rasti i Afërdita D, që ndërroi jetë në spital. Gjatë këtij rrëfimi shprehet jo vetëm dhimbja e familjes së konsullit Mal Berisha, por dhe humanizmi i saj për t'u përkujdesur për të birin e pacientes së vdekur, ku Donika, bashkëshortja fisnike e ambasadorit, luan rolin e nënës për ta qetësur të birin, që kalon në krizë momenti.Familja e merr djalin në shtëpinë e vet dhe përkujdeset për kthimin e trupit pa jetë me shpenzimet e tyre.

….Takimi dhe rrëfimi për Kadri Roshin, mikun e tre presidentëve: Dr. Berishës, Dr, Rugovës dhe presidentit Demirel, dhe zonjën e Tij Drita, që u operua në Stamboll, përbëjnë një nga rrëfimet e bukur, emocionues. Kadri Roshi ishte një mik i hershëm edhe i Konsullit Mal Berisha. Telefonata e artistit të madh Kadri Roshi një natë të vonshme mbart dramën e tij, që konsulli përpiqet t'ia lehtësojë, por sjell në libër dhe kujtime nga koha e shkuar….

Në përshkrimet e tij ambassador Berisha aplikon me mjeshtëri kthimin pas në kohë gjatë tregimit të ngjarjeve. Retrospektiva, sjellja në kujtesë e njohjes me Kadri Roshin, vënia në skenë e dramës "Tokë e ndezur" të Fahri Balliut me trupën amatore kosovare në Borizanë, është përshkruar mjeshtrisht dhe përcjell emocione të forta. Ashtu siç dëneste publiku që ndiqte trupën amatore gjatë shfaqjes të luajtur nga amatorët kosovarë të Mamurrasit, nën regjinë e të madhit Kadri Roshi, mendoj se po ashtu dëneset dhe lexuesi kur lexon rrëfimin e ambasador Mal Berishës.

Mendoj se libri "Ambasador i Pushtetit të Butë" mbart vlera të shumfishta: diplomatike, historike, kombëtare, sociale dhe letrare. Autori rrëfen bukur, përdor fjali të shkurtra me sintaksë të thjeshtë, të tërheq në rrëfimin e tij. Ai të shuan dhe kurreshtjen gjatë përshkrimit të objekteve siç është rasti për Konsullatën e Vjetër të kohës së diktaturës në Stamboll, ku përshkruan "dhomën e Partisë" dhe "dhomën e Sigurimit", që ngjanë me vendet e fshehta të sekteve fetare….

Me sa kam vënë re edhe në librat e tjerë të autorit ai është shumë pasionat dhe hulumtus dhe investigues për detajet historike të ngjarjeve që

përshkruan, kur herë pas here kthehet pas dhe gjurmon historinë. Psh tek përshkruan “pritjen me rastin e Festës së 28 nëntorit 1992 në Hotel Mercury, ai sjell fakte historike se aty pranë ishte dhe Hoteli “Pera Palas”, nga ku ishte nisur për misionin e shenjtë të shpalljes së Pavarësisë dhe ngritjen e Flamurit Ismail bej Qemali dhe se po në të njëjtin hotel, ka bujtur edhe mbreti Zog gjatë udhëtimit të tij mërgimtar dhe se në librin e njerëzve të shquar, të cilët kishin qëndruar në atë hotel, figuronte edhe emri i Tij, përkrah emrit të Mata Harrit. Po ashtu kur shërbente ambasador në Londër, ai kthehet pas në kohë dhe ndjek gjurmët e mqëve anglezë të kombit tonë.

Ambasador Mal Berisha, siç shprehet shkrimtari, gazetari, dhe diplomati Besnik Mustafaj, ish Minsitër i Jashtëm i Shqipërisë, dhe ish ambasador në Francë, i takon atij brezi diplomatësh shqiptarë, të cilët hynë në shërbimin e jashtëm të Republikës sonë në fillim të viteve ’90 të shekullit të kaluar, fill pas kthesës së madhe, që mori historia e Shqipërisë. Si i tillë, ambasador M. Berisha përshkruan në libër ndryshimin e madh mes diplomacisë së diktaturës komuniste dhe Diplomacisë së re. Diplomacia komuniste kishte si parim izolimin, ku porosia(sipas konsullit paraardhës) ishte e prerë: “Nëse do t’ua jepni dorën konsujve amerikanë, anglezë e izraelitë, më mirë kthehuni vetë në Shqipëri dhe jepni llogari, për tradhti ndaj atdheut!”, ndërsa shërbimi i ri që përfaqësonte diplomati Berisha dhe personeli i ri, që kishte për moto hapjen e Shqipërisë ndaj botës!

Rrëfimet e Stambollit mbyllen me “Telefonata e fundit” dhe “lamtumira”.E para na shpalos përmasat e një legjende shqiptare, ku një letër e ish editorit të gazetës Illyria Vehbi Bajrami, për të gjetur gjurmët e një familje shqiptare, të shpërndarë mes Amerikës dhe Turqisë, edhe pse asimilimi ka bërë punën e vet, madje kanë pësuar ndryshime dhe elementët thelbsor të identifikimit, Konsulli, edhe pse ishte në fundin e shërbimit, i gjenë gjurmët e pjesëve të ndara dhe e bashkon virtualisht familjen e ndarë mes kontinenteve. E sa shërbime të tilla kreu konsulli Mal Berisha, përveçse bëri shërbime të çmuara për shtetin shqiptar? Kreu me devocion detyrimin njerëzor, shpirtëror dhe diplomatik ndaj Kosovës së okupuar? Lexojeni librin dhe do të gjeni atje gjurmët e një pune të jashtëzakonshme kombëtare.

Në të gjashtë kapitujt e librit gjenë gjurmët e punës të diplomatit të pushtetit të butë. Edhe kur ia hoqën pasaportën diplomatike ata që erdhën në pushtet pas revolucionit të ’97-tës, ai nuk u dorëzua. Me shpenzimet e veta e çvendosi veprimtarinë në Amerikën e Lirisë dhe Demokracisë. Ku më mirë se sa në Amerikë, ku merren vendimet e Botës, mund të ndihmohej Kosova për ta çliruar nga pushtuesi serb?

Përmes librit njihemi me punën titanike të Ligës Qytetare Shqiptaro Amerikane dhe presidentit të saj Joseph DioGuardi dhe bashkëshortes Shirley Cloyes DioGuardi, eksperte për Ballkanin; njihemi me lobimin e fuqishëm të çështjes shqiptare, veçanërisht asaj të Kosovës.

Ambasador Mal Berisha e lartëson veprën e ish kongresistit republikan Joe DioGuardi, duk i dhënë meritat që i takojnë, por dhe duke përshkruar me detaje lobimin, ku dhe vetë ambassador Mal Berisha, ishte pjesë vullnetare e Ligës.

Autori shkruan: Me krijimin e Ligës Qytetare Shqiptaro – Amerikane, Joseph DioGuardi doli si lobist shumë i fuqishëm dhe efektiv, njësoj siç ishte “Vatra” më parë, e cila i doli zot Shqipërisë me parullën noliane “Mbahu nëno, mos ki frikë, se ke djemtë në Amerikë!”

– Vetë ambasadori Mal Berisha u vu në dispozicion të Ligës.

– Edhe pse ishte pa pasaportë diplomatike diplomati Mal Berisha nuk kurseu asgjë për t’u vënë në shërbim të çështjes së Kosovës. Në libër do të gjeni shënimet për darkën për Kosovën me kongresmenë, si Benjamin Gilman, takimet në Këshillin e Marrdhënieve me Jashtë në Kongresin Amerikan, me Senatorin Robert Dole, ish Sekretarin e Shtetit, Henry Kissinger etj…

– Emocionuse janë trgimet për ardhjen e shqiptarëve të Kosovës në bazën ushtarake në Fort Dix ku zbritën rreth 6 mijë e 500 shqiptarë të Kosovës, rërfimet janë prekse, sureale, ta ndalin zemrën. Do të mjaftonte vetëm rrëfimi i dhimbshëm “Përqafimi I Shehrijes jetime” dhe të ndjesh në qenien tënde si lexues tragjedinë dhe dramën e shqiptarëve të Kosovës.

Një rol të rëndësishëm luajti ambasadori Mal Berisha në informimin e opinionit publik amerikan në 11 emisione televizive, ku përballoi edhe debate me serbët.

Në libër zë vend dhe kumtesa për Vatrën në 90 Vjetorin e Diellit- Roli i “Vatrës” dhe i “Diellit” në dobi të çështjes kombëtare shqiptare, e përshkruar nga katër autorë të huaj -Edwin Zhak, Dr.Harris Silajxhiç me librin “*Shqipëria dhe shqiptarët në Arkivat e Washingtonit*”, Dr. Charles Telford Erickson, mik i shquar i “Vatrës si dhe Edith Pierpont Stickney, me librin*“Shqipëria e Jugut ose Epiri i Veriut në çështjet evropiane ndërkombëtare nga viti 1912 deri më 1923”,* botuar më 1925 –

Vend të rëndësishëm zë në libër edhe Konferenca e Rambujesë dhe kontributi i Presidentit të Ligës Qytetare Joseph DioGuardi dhe Shirley Cloyes DioGuardi. Ai ishte një nga oponentët e fortë kundër tekstit të Marrveshjes, që realisht e linte Kosovën nën autonominë Serbe. Ajo marrëveshj e linte Kosovën me një lloj autonomie nën Serbi.

Autori sjell detaje edhe për kontributi e LQSHA-së nëpërmjet librit historik “Shpëtimi në Shqipëri” dhe ndikimi që pati ai tek Lobi Hebraik në SHBA dhe në botë. Do të mjaftonte detaji qe sjell autori me një nga kontributorët e Ligës, z. Agim Aliçkaj, i cili me librin në dorë, ulet në gjunj përpara ish sekretarit të shtetit Amerikan, Kissinger, i cili e kundërshtonte në fillim bombardimin e Serbisë, por më pas ndryshoi mendim dhe deklaroi në CNN International natën e 24 marsit 1999: “Duhet shpëtuar populli shqiptar i Kosovës nga shfarosja, por edhe nderi i SHBA-së. Tani nuk ka kthim pas”.

Nga viti 2000 deri në vitin 2009 diplomati Berisha kontribuoi drejtërsëdrejti në Kosovë duke punuar në Misionin e Kombeve të Bashkuara në Kosovë, UNMIK.

Në vitin 2009 ai do të rifillojë në Minsitrinë e Jashtme, duke dhënë kontribut të veçantë në diplomacinë rajonale. Ai do te ishte i pranishem ne Gjykaten e Hages, kur u dha vendimi per te drejten e Shpalljes së Pavarësisë së Kosovës.

Nga Qershori 2009, loboi për Kosovën në Lindjen e Mesme-

*‘Diplomacia kulturore*”- “Pushteti i butë” mendoj se është realizuar më së miri gjatë shërbimit diplomatik në Britaninë e Madhe, fillimisht si i ngarkuar me Punë Aditerim, 2012-2013, më pas ambassador në Londër, ku shkëlqejnë: Vendosja në Londër e Bustit të heroit Kombëtar Gjergj Kastrioti Skenderbe, një aventurë e guximshme, që ka në themel të realizimit vetë ambasadorin me miqtë që e mbështetën, edhe pse 8 mijë Euro të shpenzuara nga kursimet e buxhetit familjar, ende nuk janë dhënë nga Ministria e Kulturës dhe shteti shqiptar!

Së dyti: “Notes on Albania” në tre edicione  ku u provua Shqipëria Kulturore dhe anglezët në vend të kronikave të zeza për shqiptarët që mbizotëronin median angleze, panë anën tjetër të medaljes, shqiptarët e famshëm dhe anglezët miq të Shqipërisë.

Sinqerisht, unë nuk njoh ambasador tjetër që të ketë bërë aq shumë për kombin tonë se ç’bëri ambasadori Mal Berisha gjatë karrierës së tij të ndërprerë nga pushteti partiak, edhe kur nuk kishte post diplomatik, por në mënyrë të veçantë gjatë shërbimit diplomatik në Britaninë e Madhe. Ai ishte promotor i promovimeve kulturore, historike, si përparësi e pushtetit të butë: Ambasdor Berisha jo vetëm kreu detyrat që i diktonte posti i ambasadorit, por pati kohë të afronte pranë ambasadës Shoqatën Anglo – Shqiptare (AAA) në Londër, të ndiqte gjurmët e familjes angleze Herbert – mike e shqiptarëve dhe të mikut të çmuar që bëri aq shumë për Shqipërinë “Charles Telford Erickson, amerikani qe i kushtoi jetën Shqipërisë”, të ndiqte gjurmët e Edith Durham, të ndiqte shqipërimin Nolian të Shekspirit, të sillte në Londër artistët e shquar shqiptar, të vendoste bustin e Skënderbeut në Londër dhe në zonën arbëreshe të Molises -Itali, të gjurmonte historinë e Skënderbeut tek autorët anglezë  etj etj…

Në fund e falenderoj ambasadorin Mal Berisha për kënaqësinë që na dhe me këtë libër me rëndësi të veçantë për historinë e diplomacisë shqiptare. Le të presim se së shpejti do të promovojmë edhe librin e ri që amabsadori e paralajmëron në këtë libër, siç ka promovuar Vatra edhe librat e tjerë të tij.

Faleminderit ambassador Mal Berisha!

*** Mbajtur gjatë promovimit të librit në Vatër me 15 Mars 2022.**

# “KRISTO FLOQI, KOHA DHE VEPRA E TIJ LETRARE”,

# NJË PUNË MONUMENTALE NË SHËRBIM TË HISTORISË SË ARTIT DRAMATIK DHE LETËRSISË SHQIPE




**Nga Mal Berisha**

Pas një jave, vi pësëri në Selinë e Vatrës i mbushur plot me gëzim dhe frymëzim. Kjo për disa arësye: E para, ndjeva një kënaqësi shumë të madhe gjatë promovimit të librit tim të radhës AMBASADOR I PUSHTETIT TË BUTË.

Libër i cili iu nënshtrura një analize nga më seriozet dhe nga pena shkrimtarësh, gazetarësh, historianësh dhe veprimtarësh patriotë nga më të

shquarit e kohës tonë, jo vetëm këtu në Bashkësinë Shqiptaro – Amerikane por edhe në të gjithë botën shqiptare. Nuk mund të mos përmend me mirënjojhe moderatoren që i jep ndër kësaj Selie, zonjën Marjana Bulku, historianët, gazetarët dhe studiuesit Idriz Lamaj, Dalip Greca, Frank Shkreli, Beqir Sina, Paulin Marku, Sokol Paja etj.

Natyrisht që të jesh PRESIDENT NDERI I VATRËS, për mua është më shumë se të jesh qoftë ministër qoftë deputet i parlamenteve tona në Ballkan. Janë me qindra e në mos më shumë emrat e deputetëve të cilët kanë kaluar nëpër karrige burokratësh pa lënë një gjurmë që të mbahet mend por ka vetëm disa emra që e kanë drejtuar VATRËN tonë por që nuk harrohen kurrë, dhe e dini përse e them këtë? Sepse këta njerëz vetëm i kanë dhënë atdheut, pa marrrë asgjë në këmbim. Më thoni çfarë i ka marrë Agim Karagjozi Vatrës?, për shembull? E meqë jemi këtu, dua të jap atribute, të tregoj një respekt të vecantë për Presidentin e Nderit z Agim Rexhaj. Por prania ime këtu është edhe më emocionale sonte edhe për disa arësye të tjera:

* Më 17 dhjetor 2021, librin që e promovova këtu, e pata promovuar në Universitetin e Korçës. Sonte ajo ngjarje më vjen shumë më e kandshme për disa arësye:

1.- Universiteti i Korçës mban emrin e Fan Nolit, themeluesit të VATRËS

2.- Organizmi i atij promovimi u bë nën kujdesin e Dekanes së Universitetit Profesoreshe Jonila Spaho dhe ishte nga momentet më të bukura të jetës time si njeri që kam guxuar të marrë penen dhe të shkruaj.

3.- Atë ditë ndërkohë që unë i dërgova një numër librash Bibliotekës se Universitetit mora një dhuratë shumë të cmuar:

Librin që Profesoresha kishte botuar dhe që e kemi sot në bibliotekën e Vatrës

4.- Ky libër të cilën i shfletova dhe u mrekullova bën një lidhje mëse shekullore midis subjektit të tij shkrimtarit, dramaturgut, komediografit, patriotit, intelektualit, politikanit Kristo Flloqi me këtë mbrëmje tonë këtu sonte – me Vatrën.

Lidhja është e tillë: Një çupë Korcare, shkruan një libër për Flloqin po Korçar, e boton në Universitetin Fan Nolin të Korcë, në vendlindjen e tij dhe e sjell në VATER – ën e Heroit të saj të Librit.

Unë e lexova librin dhe t'ju them të drejtën mësova shumë sepse dija shumë pak ose fare pak për Kristo Floqin.

Unë kam studjuar në bankat e shkollës më të mirë shqiptare të Artit dhe Kulturës, pra në Institutin e Lartë të Arteve në Tiranë, HISTROINË E ARTIT TEATARAL TË SHQIPËRISË.

Atë histori e kam mësuar nga autorë disa prej të cilëve cilët profesoresha jonë e nderuar Spaho i ka cituar por edhe të tjerë, që janë Kudret Velca, Josif Papagjoni, Adriatk Kallulli, Razi Brahimi madje edhe Kujtim Saphivogli, Kadri Roshi, etj Ata pedagogë të mrekullueshëm, edhe pse jam i sigurtë që kanë ditur shumë për Kristo Floqin, kurrë nuk e përmenden atë në shkollën tonë. Arsyeja është e thjeshtë:

Censura komuniste në shkollë ishte intolerante deri në atë masë sa duhej injoruar figura të tilla.

Në shkollë mësuam shumë për Tetarin Partizan – disa llogje tallëse për kundërsharët e komunistëve, që bëheshin rreth zjarrit por që nuk kishin asgjë të bënin me teatrin e vërtetë dhe veprat dramatike që kishte shkruar Kristo Floqi.

Është për tu habitur që në anën tjetër të kufirit që ishte e okupuar nga falangat serbo sllave emrat e shkrimtarëve të ndaluar në Shqipëri lejoheshin në Kosovë. Me këtë rast dua të sjell një shëmbull shumë interesant për krahasim.

Kur po studioja Masakrën e Manastrit e ndodhur në vitin 1830 kur Sulltani turk i lëshoi në pritë mbi 600 veta të elitës shqiptare të kohës, hulumtova edhe tregimin e Ismail Kadarese,

"Komisioni i Festës". Ai libër ishte shkruar në periudhën kur diktatori shqiptar po "ftonte në festë" tërë shokët e tij dhe i vriste njëri pas tjetrit. Kjo paralele historike midis sulltanit dhe diktatorit ishte shumë e vrazhde të për këtë të fundit dhe libri u censurua.

Por jo edhe në Prishitnë: Shtëpia Botuese RILINDJA e botori atë me 20.000 kopje në atë kohë.

Por le të vimë tek Floqi. Jemi pra këtu sonte ne vatranët për një VATRAN TË HERSHËM.

Unë jam i sigurtë që folesit tjerë sonte do të flasin për subjektim e librit. Por unë dua të ndalem jo tek vepra Profesoresh Jonelës.

Profesorshë, ju keni bërë një punë Monumentale.

Keni sjellë në dritë një figurë të jashtëzakonshme i cili ka debutuar në një nga gjinitë e artit e cila jo vetëm në kohën e tij por edhe na kohën tonë, nuk është aq e zhvilluar dhe pikerisht atë të drarmës dhe komedisë.

Ajo që vlen te vlerësohet është edhe fakti që ju nuk jeni mjaftuar as me katedrën e Uniseristetit të Tiranës, dhe as atë të Korcës, por sonte keni gjetur audiencën më të mirë në “botë” për të bërë të njohur veprën tuaj:

Këtu në Vatër.

Ajo që këni thënë në libër:

Fisnik në pamje, erudit ne kulturën e tij, një personalitet poliedrik me botëkuptim të formuar nën ndikimin e disa kulturave, burrë i vëtetë shteti, orator dhe organizator i pëkryer, ai i bënte vend vetes në të gjitha ambientet, shoqëritë dhe vendet ku ai jetoi pjesën më dinamike të jetës së tij.

Libri i Profesoreshës Spaho përveç se sjell pëprara lexuesit tonë një biografi shume të detajuar të një jete a-tipike, epike të një patrioti të madh me një fund të dhimbshëm – si i shume patriotëve të tjerë shqiptar, që e preken fundin gjatë kohës së komunizmit – është një kontribut shumë i vyer në historinë e teatrit dhe fjalës artistike në kulturën tone shqiptare skenike.

Është ky një kontribut i cili vjen natyrshëm në libër përkrah pasqyrimit të jetës së Floqit, dramave, vështirësive, angazhimeve të tij gjatë tërë jetës dhe në pika të ndryshme aty ku çështja shqiptare ishte më e pranishme, më e nxehtë dhe më e nevojshme për neve. Aty gjëndej ai përherë dhe përherë i gatshëm për sfidat. Në libër ai vjen në referencat që sjell autorja nga gazeta “Dielli” në Boston, Atdheu në Kostancë, Shtypi në Tiranë, Demokracia në Gjirokastër,

Kalendari Kombëtar në Sofje, Posta e Shqypnisë në Shkodër, Populli në Vlorë, Besa Shqyptare në Shkodër, Gazeta e Korçës e sa e sa të tjera.

Do të ishte e lodhshme të citoj veprat dhe ngjarjet teatrale që janë të listuara me aq mediolozitet dhe me perkushtim.

Por ajo që dua të nënvizoj që me këtë libër Profesoresha Jonela i ka bërë një shërbim shumë të vyer historisë së artit dramatik të shkruar të letërsisë shqipe.

Jane me dhjetëra dramat dhe komeditë e shkruara dhe shumë herë më shumë ato të vëna në skenë që nga skenat amatore fshatare të Korçës e deri në skenat kombëtare të kohës.

Ajo është ndalur tek : Ideomatika e dramave, Tipologjia e karaktereve dramatike, karakteret femërore në dramat e tij, veçori të strukturës kompozicionale të dramave, gjuha artistike e dramave dhe veçori te stilit etj. Në veçanti duhet parë me vemendje Tragjedia “Pirro Neoptolemi”. Autorja është ndalur më shumë kujdes edhe në veprën e tij lirike: Variacionet e persiatjeve ndjesore të heroit bukurisë…Aspekte të stilit në lirikat dashurore, Vlerat artistike të poezisë për fëmijë e plot tema të tjera. Emri i Kristo Floqit tani radhitet përkrah dramaturgëve tanë më të mirë të letërsisë shqipe ndërsa emri Prof Jonela Spaho në radhën e historianëve por edhe të Estetëve tanë më të mire e një biografieje shumë të mirë por edhe e një estetje që i mungonte kritikës sonë të teatrit.

Mal Berisha

# NJË DITË E VEÇANTË NË BOSTON, ME AT ARTHUR LIOLIN

# TEK KRYEKISHA ORTODOKSE SHQIPTARE E SHËN GJERGJIT



## Nga Mal Berisha

Ishte nder dhe kënaqësi e veçantë të takoja përsëri dhe të zhvilloja një bisedë të gjatë me plot dashuri vëllazërore me At Arthur Liolin: Kreu i Kryekishës dhe Ikona e Patriotizmës Shqiptare.  Ai ka mbajtur ndezur zemrat e patriotëve shqipëtarë në atë anë të Amerikës.

Përveç historisë së asaj Kryekishe dhe kontributit të themeluesit të saj, Fan Nolit, mësova një tezë filozofike se: EKUMENIZMI, në kuptimin e tij të krishterë, tek ne shqiptarët merr një kuptim shumë më të gjërë: Ai shtrihet deri tek mirëkuptimi ndërfetar midis shqiptarëve si një rast unikal në botë.

Kjo është edhe filozofia e At Liolinit, i cili na paraqiti një foto të rrallë ku të gjithe krerët e besimeve fetare shqiptare, pozonin së bashku si vëllezër.

Me këtë rast pata kënaqësinë e rrallë që t'i dhuroja disa nga librat e mi Bibliotekës së Fan Nolit. E në këmbim pranova një relike të rrallë: Një kopje të botimit të parë të studimit me vlerë universale të shkruar nga Fan Noli – "BEETHOVEN AND THE FRENCH REVOLUTION", nënshkruar në emër të Librarisë nga libraristja, Neka Doko.

Ndalesat në Kishën e Shën Gjergjit në Boston janë një moment frymëzimi dhe shprese të mbijetesës së shqiptarëve edhe në metropole të mëdha siç është Bostoni dhe shtete gjigande siç është Amerika – në atë që njihet si "melting potter" – Poçi ku shkrihen të gjitha rracat, fetë, ngjyrat dhe gjuhët e njerëzimit.

**Proud to be Albanian!**



# Beethoven

# and the French Revolution



by Bishop Fan S. Noli

Dhuratë nga biblioteka politike
to our dear friend and special
guest
Nal Berisha

S. Boston, 7, korrik 2021.

# LETTER OF CONDOLENCES SENT TO THE HEAD OF ST. GEORGE'S ALBANIAN ORTHODOX CHURCH IN BOSTON, USA



**By Mal Berisha**

*Dear head of the St. George's Albanian Orthodox Church and the parishioners!*

I learned with sadness and pain about the passing away of your honorable father, my dear friend and the man who led with full dignity the St. George Albanian Orthodox Church, in Boston, the distinguished successor of Bishop Noli, the outstanding Albanian-American patriot, the incomparable head of the family, to your revered father, Father Arthur Liolin.

My meetings, rare but very, very impressive, have been special moments for me, in my life. I learned so much from him that, in every minute, it seemed to me that I was learning something new, something beautiful, something

that is worth being a person in life, something good for patriotism, for life, tolerance, human kindness.

For me, Father Liolini was more than a preacher of religion, which he represented with all the virtues of a nation that practices three religions – that of the Albanians. He represented what is most sublime in humanity, kindness, love, brotherhood, tolerance, mercy, pain, and pride.

On this sad day for you, your family, your loved ones, as well as for those of us who knew him and trusted him, and indeed for all Albanian patriotism, I would like to convey to you my most heartfelt condolences, my wife's, and my children's condolences.

God bless His soul!

May his soul Rest in Peace!

Respectfully,

Mal Berisha, Tirana, Albania

# LETËR NGUSHËLLIMI DREJTUAR DREJTUESIT TË KISHËS ORTODOKSE SHQIPTARE “SHËN GJERGJI”, NË BOSTON, SHBA



## Nga Mal Berisha

I nderuar kryetar i Kishës Ortodokse Shqiptare të Shën Gjergjitdhe famullitarët e saj!

Të nderuar!

Mësova me trishtim dhe dhimbje për kalimin në amshim tëbabait tuaj të nderuar, mikut tim të shtrenjtë dhe burrit që drejtoime dinjitet Kishën Orthodokse Shqiptare, të Shën Gjergjit nëBoston, pasardhësit të shquar të Peshkopit Noli, patriotit tëpashoq shqiptaro – amerikan, kryefamiljarit të pashembullt, babait tuaj të nderuar, At Arthur Liolin.

Takimet e mia, të rralla por shumë, shumë mbreslënëse kanëqenë moment e të veçanta për mua në jetë.

Prej tij mësova aq shumë sa, në çdo minutë më dukej se mësojadiçka të re , diçka të bukur, diçka që  i vlen njeriut në jetë, dickatë mirë për atdhetarinë, për jetën, tolerancën, mirësinë njerëzore.
At Liolini për mua ishte më shumë se një predikues i fesë, tëcilën ai e përfaqësonte me tërë virtytet e një kombi një beson nëtre fe – atë të shqi ptarëve.
Ai përfaqësonte atë që njerëzimi ka më sublime, mirësinë, dashurinë, vëlla zërinë, tolerancën, mëshirën,  dhimbjen dhe krenarinë.

Në këtë ditë të trishtuar për juve, familjen tuaj, të dashurit tuaj, aq sa edhe për neve që e njohën dhe I besuam, dhe në të vërtetëpër tërë patriotizmën shqiptare, dëshiroj t'ju përcjellngushëllimet e mia më të përzemërta, të zonj ës time dhe tëfamiljes time.

Zoti e bekoftë shpirtin e Tij!

Pushtë në Paqë dhe shpirt I tij bëftë dritë.

Me respect:

Mal Berisha, Tiranë – Shqipëri.

# PËRSIATJE ME RASTIN E FESTIMEVE TË 111 VJETORIT TË SHPALLJES SË PAVARËSISË BRENDA NË SALLËN E PARLAMENTIT TË BASHKISË SË NJU JORKUT.




## NGA MAL BERISHA

### ÇFARË ËSHTË EKUMENIZMI PËR NE SHQIPTARËT?

Kremtimi i 111 vjetorit të shpalljes së Pavarësisë së Shqipërise brenda në sallën e Parlamentit të Bashkisë së Nju Jorkut ishte një rast ideal për të parë

se sa të integruar dhe sa të respektuar janë shqiptarët e këtij qyteti nga autoritetet lokale të këtij vendi të madh.

Më datën 28 Nëntor 2023, City Hall i Qytetit Metropolitan të Nju Jorkut priti me bujari, respekt, nderim dhe admirim një grup të madh qytetarësh shqiptaro – amerikanë, të emigruar në Amerikë nga të gjitha trojet shqiptare. Njerëz të punës, nga të gjitha udhët e jetës, të ardhur thuajse të gjithë nga një situatë e dëshpëruar në vendet e tyre shqiptare në Ballkan…njerëz që kanë prosperuar me punën e tyre, përpjekjet, sakrificat, duke bërë edhe punë shumë të rënda, por me një qëllim të qartë:

“Të ruajnë familjet e tyre, të rrisin fëmijë të shëndetshëm, të edukuar mirë, të arsimuar mirë dhe që të reflektojnë virtytet më të larta të popullit tonë dhe të ruajnë identitetin e tyre shqiptar.”

**FAMILJA, ATDHEU, BESIMI TEK ZOTI**, dashuria për vendin e origjinës dhe po aq për “atdheun e ri” i ka udhëhequr ata në udhëtimin e tyre aspak të lehtë por me mundësira të pafund që Amerika iu ka ofruar atyre.

Në ditën e ngritjes së flamurit tonë kombëtar, ishte vetë Kryetari i Bashkisë z. Eric Adams. Ndërkohë në mbrëmjen festive morën pjesë antarët e Këshillit Bashkiak nga zonat me banim më të dendur të shqiptarëve, Robert F. Holden, Joseph C. Borelli, David Carr Oswald Feliz dhe Marjorie Velasquez. Të gjithë u shprehën me simpati për banorët e tyre shqiptarë në zonat që ata përfaqësojnë.

Organizimi i këtij aktiviteti nga aktivisti i njohur i bashkësisë shqiptare të Nju Jorkut, z Mark Gjonaj, meriton rrespekt.




**TEMA: BASHKËJETSA FETARE TEK SHQIPTARËT**

E meqenëse tema kryesore në këtë ngjarje jubilare ishte perqëndruar tek bashkëjetesa fetare midis shqiptarëve si një model unik për tërë botën, do të doja ndalesha tek "filozofia" që e karakterizon këtë fenomen unik shqiptar në tërë botën.

**SI E SHPJEGONTE AT ARTHUR LIOLIN BASHKËJETESËN FETARE TEK SHQIPTARËT?**




Disa kohë më parë, kam patur nderin dhe privilegjin që të takoja kreun e Kishës Ortodokse Shqiptare, “Shën Gjergji” në Boston, tani i ndjerë, At Arthur Liolin. Në intervistën e gjatë që i mora atë ditë, mësova diçka që duhet ta dijmë jo vetëm ne shqiptarët, por e tërë bota që na njeh, që interesohet për ne, që na don, na simpatizon ose edhe ata që na urrejnë pa na njohur mirë.

Mësova për EKUMENIZMIN që është në qënjen e neve, shqiptarëve:

Bashkëjetesa jonë paqësore, madje dashuria vllaznore midis shqiptarëve të besimeve të ndryshme, muslimane, katolike, ortodokse, bektashiane apo edhe hebraike. At Liolini më shpjegoi dëshirën e feve për të sjellë në grigjën e tyre sa më shumë besimtarë. Por Ekumenizmi i At Arturit shkonte më larg kur fjala ishte për shqiptarët.

“Ekumenizmi shqiptar shfaqet në një formë krejt të ndryshme nga çdo bashkësi, kumunitet, komb apo fe tjetër në botë. Bashkëjetesa fetare tek shqiptarët është unike, e rrallë, e veçantë, shëmbull për tërë botën e qytetëruar”, thotë ai.

## CFARË ËSHTË EKUMENIZMI?

“Në një kuptim të përgjithshëm, fjala “ekumenike”përdoret për të përshkruar përpjekjet ose lëvizjet që synojnë të promovojnë unitetin dhe bashkëpunimin midis besimeve të ndryshme të krishtera ose, më gjerësisht, midis grupeve të ndryshme fetare.”

---




[KLIKO KETU PER TE PARE VIDEON…]

---

Lutjet e drejtuesve të bashkësive fetare të shqiptaro – amerikanëve, Imam Tahir Kuka, At Pjetër Popaj, Baba Eliton Pashaj, Imam Edin Gjoni, peshkopi Nathan Preston në atë mbrëmje si dhe pozimi plot dashuri i tyre përpara asaj audience disa qindra pjesmarrësish ishte shpjegimi më i qartë i fjalëve të At Arthur Liolinit të ndjerë.

E në këto kohëra të vështira që po kalon bota për shkak të ndasive të ndryshme, sidomos fetare, dhurata më e mirë e popullit tonë ndaj vetë njërëzimit është ky fenomen:

Bashkëjetesa dhe mirëkuptimi fetar i shqiptareve, si model që I japim vetë trashëgimisë së njerëzimit.

**Proud to be Albanian!**

